Rrezet e diellit shkëlqenin në mënyrë të pazakonshme atë ditë të bukur dimri.

Autobusi po udhëtonte drejt urës së gjatë që ndante dy shtetet. Albert Vjosa pikërisht prej asaj ure kishte hyrë në Gjermani pesë vjet më parë dhe po dilte nga e njëjta urë.

Po largohej nga Gjermania, "ndofta përgjithmonë"?! tha me vete ai dhe psherëtiu në një mënyrë që nuk fshihte aspak gjendjen e tij shpirtërore, dëshpërimin thuajse mbytës që e kishte pushtuar.

Në të dyja herët hyrje-dalje kishte zgjedhur të njëjtën urë, e në të dyja rastet shkonte drejt të panjohurës, por herën e parë ishte një e panjohur tërheqëse, gati - gati marramendëse, ndërsa kësaj here e panjohura ishte e trishtueshme ngaqë ai s'kishte asnjë dëshirë të zbulonte gjëra të reja në perëndim, përkundrazi, ndihej pak fatkeq që po ikte nga Gjermania, sepse ishte mësuar me jetën atje. Ishte ambjentuar por jo integruar. " Ku ta dish, ka të ngjarë që në Francë të më shkoj mbarë!? Jo. Nuk duhet të ndihem fatkeq pasi në fund te fundit jam i ri, plot shëndet, pra me një fjalë; Fatlum :" tha me vete për të marrë pak kurajo e për të fituar kundër trishtimit.

"Përse zgjodha këtë urë? Mund të zgjidhja një urë tjetër". mendonte ai.

Ishte ura që ndante qytetin e Strasburg-ut (Francë) me Kehl-in. Ndërkohë vërejti që autobusi hyri në territor francez, dhe ai e ndjeu se një pjesë e ëndrrave të tija  ishin mbytur në lumin që rridhte poshtë urës."Ëndrrat e mbytura në lumin Ren.Ura fatale! Lumi fatal!" mendoi Albert Vjosa ndërsa zbriste prej autobusit të linjës Kehl – Strasburg.

Çuditërisht mbiemri i tij ishte dhe emri i një lumi. “ Kjo është një rastësi e padurueshme!” mendoi ai i pakënaqur me mbiemrin e tij.

I dukej sikur e kishte trashëguar atë mbiemër apostafat, që në jetë, për atë duhet të vendoste një lumë, urë apo diçka e ngjashme.

Por kuptohej që këto ishin vetëm mendime të kota.

Pesë vjet më parë ai e kishte quajtur “ ura e shpresës “, ndërsa tani po e quante “fatale”! Jo këtu nuk ka aspak fatalitet, është thjeshtësisht një zgjedhja ime - tha ai me zë të lartë e pastaj vështroi majtas – djathtas për të parë  nëse dikush e kishte kuptuar. Me sa dukej s’kishte asnjë shqiptarë aty pranë që ta kuptonte. Ju kujtua dita e hyrjes së shumë dëshiruar në Gjermani. Atë ditë do ta mbante mend përgjithmonë, pasi e konsideronte si të parin sukses të madh në jetë. Ah sa e kishte ëndërruar atë ditë. Por s' kishte parashikuar aspak ditën e largimit, të cilin nuk e gëlltiste dot.

Ndihej i dërrmuar shpirtërisht, e vazhdonte të përsëriste me vete; ëndrrat e mbytura ne lumë.

"Në qoftë se ëndrrat m’u mbytën në lumë, pyes veten: Po të drejtat e mia ku janë?” tha me zë të ulët.

Sidoqoftë të tjera dëshira e ëndrra kishte ende kohë dhe mundësi për t'i shpëtuar, realizuar.

Tashmë Gjermania ndodhej matanë urës. Ai do të përpiqej shumë të realizonte jo vetëm ëndrrat, por sidomos qëllimet.

Qëllimi i tij kryesor ishte të bënte një jetë normale, dinjitoze, ashtu siç donin dhe meritonin te gjithë njerëzit te cilëve Perëndia u kishte dhënë mundësine të lindnin, jetonin vetëm një herë kështu që duke qenë se ishte një rast i pakthyeshëm, i papërsëritshëm duhej shfrytëzuar për të jetuar me dinjitet, e pse jo? Sa më bukur!

Ai do të bënte shumë për të drejtën e tij të mohuar nga të tjerët për një kohë të gjatë, por JO përgjithmonë.

Djaloshi prej disa ditësh kishte vendosur të shkonte në Paris. Pati menduar gjatë kur mori letrën e dëbimit nga Gjermania.

Ndodhej në një gjendje të mjeruar ekonomike, ishte hera e parë në ato vite që mbetej aq keq, me xhepat bosh. Megjithatë kishte vendosur të udhëtonte drejt Paris-it me auto-stop ose edhe në këmbe, pra me çdo kusht.

Nuk kishte të holla për biletën e trenit ngaqë tre muaj më parë ministria e të huajve e transferoi në një qytet të vogël ku Alberti nuk njihte askënd. Në atë qytet pati shpenzuar kursimet e fundit dhe në atë qytet askush s'e kishte punësuar, asnjë vajzë nuk e kishte dashuruar. " Ky qytet është krejt ndryshe nga të tjerët që kam banuar. Këtu ka diçka të mangët, për të mos thënë të mbrapshtë. Ndoshta ngaqë nuk

është qyteti im i lindjes dhe si i tillë s'më ka asnjë borxh!" mendonte nganjëherë ai.

Në vitet e tij "gjermane" ministria e të huajve e transferonte herë pas herë nga një qytet në tjetrin ose ndokënd edhe në fshatra, megjithëse deri diku ai kishte qenë me fat derisa mbërriti në qytezën e cila ai s'kishte si ta dinte që do të ishte për atë, e fundit. Pra, " gjermania e fundit ".

Transferimet e refugjatëve të huaj, ministria i kryente ndofta sipas një strategjie të tyre me qëllim që të huajt ( azilantët politikë) të mos ambientoheshin, të mos integroheshin ose për t'i çoroditur përfundimisht. Kryesorja mbase ishte që në ministri të mbanin statistika të ekuilibruara me shifrat e refugjatëve nëpër Landet e ndryshëm. Përgjithësisht në Perëndim integrimi i një të huaji në shoqërinë vendase ishte në mos i pamundur, tepër i vështirë. Kjo, ishte disi normale për shkak të mentalitetit që mbarte i huaji që vinte nga Lindja ose Afrika etj., prandaj mosintegrimi ndodhte edhe për " fajin " e të huajve deri në një farë pike, të paktën në vitet e para, sepse pastaj dikush "gjermanizohej" pak, por pikërisht në atë moment fatkeqësisht duhej të lëshonte vendin pasi koha e tij kishte skaduar.

Secili ka kohën e vet.

Ministria e të huajve punonte mirë. Atje nëpër zyra e merrnin punën shtruar.Zyrtarët pas pesë vjetësh i shkruanin që duhet të lëshonte gjermaninë brenda dy javësh, përndryshe do ta riatdhesonin ata, pra Policia. Avokati i tij kërkoj një shumë të konsiderueshme të hollash për t'a mbrojtur. Por ai s'ishte në gjendje të paguante.

Zyrtarët i shkruanin edhe motivet që i shtynin ata të mernin një vendim të tillë. “Ne dyshojmë se ju vini nga Shqipëria dhe jo nga Kosova” i shkruanin një nga motivet, natyrisht atë më kryesorin.

Viteve të fundit ndodhnin gjëra të çuditshme; shqiptarët nga Shqipëria kërkonin strehim politik duke deklaruar se janë shqiptarë të Kosovës. Marokenët deklaroheshin si algjerianë, madje edhe disa Serbë e Kroatë shtireshin si Boshnjakë (në vitet e luftës në ish-jugosllavi) për të përfituar statusin e refugjatit politik.

“Dyshojnë?”Ata jo vetëm që dyshojnë por janë edhe të bindur për këtë, madje duhet të kenë dhe prova, ndofta edhe mjaft spiunë midis nesh:” Kishte menduar Alberti pasi kishte mbaruar së lexuari letrën. “Ah, po.Unë e di se çfarë prove kanë” mendoi kur ju kujtuan disa raste kur qe treguar mendjelehtë.

Këto gjëra kujtonte ndërsa ecte nëpër trotuaret e Strasburg-ut. Po kërkonte daljen perëndimore të qytetit, drejtimin në të cilin ndodhej rruga për në Paris.Ishte një ide e çmendur, guxim i jashtëzakonshëm te shkonte drejt Paris-it në këmbë me shpresën që dikush të ndalte makinën dhe t'a merrte për ta çuar në mos deri në Paris, të paktën në drejtim të tij, pranë Paris-t.

Viteve të fundit emigrantët shqiptarë kryenin vepra shumë herë më të guximshme se kjo. Ata patën kapërcyer me kokëfortësi e trimëri, të detyruar nga rrethanat, dete e oqeane, lumenj e liqene, autostrada e bjeshkë, në mënyrat nga më spektakolaret.

E joshte shumë ideja se mundej të kalonte ditë nga jeta e tij në atë qytet që e ëndërronin miliona njerëz anekënd botës.

Në hartën gjeografike e kishte parë se ishin rreth pesëqind km rrugë por kjo nuk e frikësonte aspak, vetëm se dy çantat me tesha i rëndonin, e lodhnin por ai shpërfillës vazhdonte marrshimin e tij,sepse tashmë do të donte të bëhej“Parizian”.

Ecte përpara me një vendosmëri të pazakonshme .U bënte shenjë me dorë shoferëve për t'a marrë, por qe e kotë. Askush nuk ndalej.  La mbrapa njëzet km qytetin e Strasburgu-t dhe ende asnjeri nuk ndalej ta merrte.

Disa herë mendoi të ecte edhe pak derisa të gjente ndonjè qytet përpara e pastaj të shkonte te stacioni për të hipur në tren.

E frikësonte disi treni, sepse po t'a kapnin pa biletë kishte të ngjarë ta çonin né Polici kështu qè do i ndërprisnin udhëtimin, dhe kushedi se çfarë vendimi merrnin shefat e policisë!! Në qytetet pranë kufirit gjerman, policët do e kuptonin menjëherë se ai vinte nga Gjermania ose nga Zvicra, e kjo mund t'i shkaktonte telashe, prandaj i duhej të depërtonte sa më në brendësi të Francës.

Vazhdoi të ecte përpara duke hequr dorë nga mendimi për të hipur në tren.Kilometrat e përshkuara në këmbë shtoheshin dhe natyrisht forcat pakësoheshin ndjeshëm. Shishja e parë e ujit të pijshëm mbaroi dhe duke qenë se ishte e vetmja duhet të gjente ujë, prandaj la rrugën nacionale dhe u fut në fshatin e parë që i doli

përpara. Kërkoi një çezmë nga ato publiket por fatkeqësisht s’dukej askund.

Hyri në klubin e fshatit dhe i buzëqeshi burrit që rrinte mbrapa banakut. Pa hequr dorë nga buzëqeshja e tejzgjatur ai i shpjegoi me shenja se çfarë donte bufetierit. T’i mbushte shishen plastike me ujë rubineti.

Me plot çudi dhe pa qejf banakieri ja mbyshi shishen me ujë e i beri shenjë Albertit të dilte menjëherë nga lokali.

Doli përsëri në rrugën nacionale, tashmë i furnizuar me 1,5 litra ujë do të ishte padyshim më e lehtë të marrshonte më tej.

Më në fund dikush u  ndal. Ai pa i tmerruar veturën e policisë të ndalonte përpara tij.

U përshëndetën. Dy policët vunë re se djaloshi nuk kuptonte frëngjisht prandaj i bënë pyetje në anglisht.

- Prej cilit vend vjen? pyeti njëri nga ata pasi Alberti kishte hipur në veturë.

- Unë vij nga Shqipëria- u përgjigj ai .

- Ku po shkon?- pyeti prapë polici.

- Unë po shkoj në Paris. - tha me një zë prej fëmije të pafajshëm.

- çfarë thua?!-  a je çmendur?- , janë qindra kilometra rrugë, është larg, shumë larg – thanë ata të çuditur.

- Po. E di, ndoshta jam çmendur vërtetë!- tha Alberti.

Dy policët pasi dëgjuan këto fjalë nuk folën më.

Albert Vjosa po kalonte një periudhë të veçantë të jetës, dhe për këtë ndihej pak në ankth, por ishte vetem ankth e aspak frikë.

Ai psherëtiu trishtueshëm dhe pa se polici që ngiste automobilin po e shihte nga pasqyra e brendshme.

Sigurisht që po përpiqej të kuptonte me syrin e stërvitur prej polici se çfarë njeriu ishte Alberti, e se çfarë do të ishte më e mira të bënin me të.

Ata e zbritën të riun shqiptar te një parkim i madh. – Këtu mund të gjesh ndonjë shofer kamioni që të merr me vete. Ki kujdes!

- Rrugë të mbarë!, i thanë dy policët francezë plot mirësjellje.

Ai i falenderoj nga zemra dy zotërinjte të cilët harruan për pak çaste detyrën (ndoshta edhe kjo hynte në detyrën e tyre, në ndërgjejgjen e të qenit njerëz) e tyre për të bërë një vepër humanitare duke ndihmuar djalin e lodhur nga ky udhëtim disi i rrallë, i lodhur nga hallet e paimagjinueshme për një francez, sepse mirëqenia e Francës i pengonte të kuptonin vështirësitë e njerëzve që vinin nga bota e tretë.

Kur hipi në veturën e tyre mendoi se do ta çonin në komisariat dhe pas shumë pyetjesh dhe kontrolli të imtësishëm do ta mbyllnin në qeli. Alberti nuk kishte leje qëndrimi ose kalimi në Francë. "sa njerëz te mirë! për fat të keq ka gjithnjë e më pak njerëz të tillë" tha me vete ai.

Kaluan rreth dy orë në parkimin e kamionave dhe pas disa shoferave që refuzuan t'a merrnin dukej se dikush po e ndihmonte përsëri. Një burrë gjerman e mori në kamionin e tij.” Dua te flas me dikë kur udhëtoj sepse kam frikë se më zë gjumi në timon”- tha shoferi gjerman.  Alberti ishte i lumtur. – çudi!- mendoi – qeveria gjermane më dëboi dhe tani një shofer gjerman po më çon drejt qytetit të ëndrrave të reja!? ëndrrat reja pasi pak ditë më parë as që e kisha çuar në mendje Paris-in.Trembem se mos më ndodh si me urën "fatale".Unë e di që në Paris ndodhen dhjetëra ura, ndoshta qindra. Jo, kësaj here është ndryshe, duhet të ndodhi ndryshe. O Zot i madh, ki mëshire për mua dhe më ndihmo!.

Ora pesë i mëngjesit
Paris

Albert Vjosa filloi të bridhte nëpër rrugët e qytetit gjigand.U kujtua që ishte hera e parë që shihte një qytet të përmasave të tilla.

Do t'i pëlqente të sistemohej në atë qytet, të gjente një punë, nje banesë e natyrisht një vajzë me të cilën mund të dashurohej, e pse jo të krijonte familje.

Pas shumë peripecirash në orën nëntë e gjysëm të mëngjesit e gjeti qëndrën e regjistrimit te azilkërkuesve. Në Paris s'qe aspak e lehtë të hipje në Metro pa biletë, pasi i kishin marrë të gjitha masat. Për çudi e për fat në këto raste proftas gjithnjë ndonjë njeri zemërmirë që jep ndihmë. Pritja ishte e ftohtë, e akullt, demoralizuese për të

shumëvuajturit refugjatë, megjithëse pikërisht vuajtjet e shumta i kishin kalitur me shumë gjëra, por jo me çdo gjë.

Atje i dhanë një adresë ku mund të strehohej. – Por, ka të ngjarë që të mos ketë vend për ty- i tha Albertit zotëria që punonte me të huajt. Ishte i veshur me uniformë polici dhe e veçanta ishte se ai qëndronte në këmbë pas skrivanisë dhe jo i ulur, sikur të donte që të thoshte “ nxitoj, s’kam kohë për juve”.

“ Duhet të jetë oficer “ mendoi Alberti kur i pa gradat në uniformë por, nuk arriti të kuptonte nëse ishte Kapiten apo Toger.

- Si thatë?- Pse?- A ka vend  fjetjeje mua?- tha Alberti me anglishten jo fort të mirë që i kujtohej ende nga shkolla.

- Nuk e di- u përgjigj oficeri. – ti shko të shohësh, ndoshta je me fat!-

- Po nëse s’ka vend, ç’të bëj?- këmbënguli ai i vendosur të gjente një vend atje në Paris.

- Ateherë ik fli gjumë në Metro- tha oficeri i bezdisur nga pyetjet.

- çfarë mendoni ju zotni se kam ardhur deri këtu për të fjetur jashtë- tha me zë të lartë Alberti dhe doli me shpejtësi jashtë. Duke dalë, pa në korridor dhe tek shkallët disa djem nga Kosova, dhe ca femra sllave,  bosnjake ose kroate të pispillosura në kulm. Kuptohej fare kollaj që vajzat bosnjake nuk flinin në Metro, por në Motel ......

Në mendje i qe fiksuar vetëm një fjalë Metro, Metro, madje në një moment u bezdis shumë kur në mendjen e tij fjala METRO u

zëvendësua me fjalën Metropolitan, pra me emrin e plotë, por ai s'kishte nevojë për plotësime të lodhshme gjuhësore.

Pas disa sakrificave e gjeti adresën ku strehonin refugjatët. Ju deshën disa orë për ta gjetur dhe pati rast të përshkonte disa kilometra nëpër qytet në këmbë dhe autobus. Zgjodhi autobusin sepse s'donte të kujtonte trenin Metropolitan. Natyrisht pa biletë. Në këto raste Parisi s'mund të quhet qytet i bukur, ngaqë shihet vetëm pjesa e tij më e pamëshirshme dhe më e vrazhdë.

Nuk e strehuan. Asnjë vend i lirë për atë.- O perëndi si është e mundur!?? Në gjithë ketë qytet s'paska një vend për mua??!!Vetëm një krevat! METRO; përsëriti ai me vete plot trishtim.

As që kishte ndërmend të bënte një jetë të tillë, jetë rrugësh, jetë qeni të botës së tretë, ngaqë në perëndim qentë nuk jetonin aq keq.

Dhjetë orë pas mbërritjes në Paris vendosi të ikte që atje, nga qyteti që nuk e strehoi. Ai s'kishte kohë për të humbur e trembej se do ngelej për muaj të tërë rrugëve. Qenë ditë të ftohta dimri dhe s'duhej ekzagjeruar me kurajo të tepruar, paçka se gjendej në Paris, qytet i cili kishte pjellë dhjetëra kryevepra letrare e artistike për njerëzimin. S'bëhej më fjalë për art, por për mbijetesë.

“ Do vete né Belgjikë “ mendoi aty për aty i çuditur dhe vete me këtë vendim të paparashikuar. “ Shpresoj të më strehojnë. Te paktën pak bukë të më jepnin dhe një shtrat, vdiqa për gjumë, e ç'nuk do të

bëja për një copë bukë, ka dy ditë që s’kam futur gjë në gojë.ç’dreqin kërkova këtu!? psherëtiu e shau vetëveten; idiot!

Diçka kishte dëgjuar për Belgjikën nga refugjatët e tjerë. Pa harruar ekzagjerimet në këto rrëfime mërgimi, qe pothuajse e sigurtë se në Belgjikë refugjatëve u jepnin ushqim dhe strehim. Jo keq!

Nisi udhëtimin për në Bruksel. Kësaj here nuk pati guxim të dilte në rrugë për të bërë auto-stop. Nuk pati as guxim e as forcë fizike.

Ky udhëtim me tren pa biletë ishte sa i çuditshëm aq edhe spektakolar, si nëpër filma. Herë i fshehur në WC, herë duke zbritur nga treni në stacionin më të parë pasi mendonte se po të qëndronte shume kohë në tren do ta kapte kontrollori i biletave.

Dikur e kapën vërtet dhe e zbritën, por pa pasoja të tjera. Pasi zbriti nga treni po priste tjetrin në një stacion të vogël. Zakonisht duheshin dy orë për të kaluar treni i ardhshëm. Hipi në një tren të vjetër nga ata që bëjnë linja të shkurtëra dhe ndalojnë edhe në stacionet më të vogla. Ishte ulur në sedile i qetë pasi s’mendonte që fatorinoja do të kalonte menjëherë, por qe gabuar. Pa biletë?! Zoti

kontrollor lajmëroi menjëherë me radiomarrëse stacionin e policisë më të afërt.

Albertit iu duk sikur ai po thoshte që: djalë i huaj me dy çanta. Iu duk kështu sepse ai po shihte me vëmendje çantat, pastaj duke thënë kështu do t'u ngjallte më tepër kurreshtje policëve të cilët do të vraponin në stacion për të bërë kontrroll të imtësishëm. Po s'mund të ishte aq kuriozitet i madh të udhëtoje me dy valixhe apo çanta, do të ishte më tepër kurioze sikur të shihje nëpër trena udhëtarët pa asnjë çantë.

Treni u ndal në një stacion të vockël duhet të ishte një fshat me rreth 2 mijë banorë.

Alberti u çua në këmbë dhe zgjati kokën jashtë dritares për të parë ku ndodhej fatorinoja. Siç dukej policët e prisnin në stacionin tjetër, në qytezën e parë, pasi në atë fshat të vogël vështirë se mund të gjendeshin xhandarë apo policë.

Pa që fatorinoja ishte jashtë e po bëhej gati t'i binte bilbilit për t'u nisur. Ai mori dy çantat e tij dhe plot egërsi hapi portën e trenit nga ana e shinave, pra jo nga ana e binarit ku ndodhej kontrollori me bilbilin në përgatitje e sipër për të lëshuar fishkëllimat e tij "ngadhnjyese ". Duke qenë tren i vjetër porta u hap për fat, gjë e cila vështirë se mund të ndodhte me trenat modern. Alberti hodhi midis shinave  çantat e pastaj u hodh edhe vetë me shpejtësi ndërkohe që nga ana tjetër u dëgjua birbili. Një grua franceze e shihte me habi nga

dritarja e vagonit por ai nxitoi të gjente një pozicion më të mirë sepse atje midis shinave kishte të ngjarë të kalonte ndonjë tren tjetër.

Tashmë treni ishte nisur dhe fatorinoja s’mund të bënte më asgjë. Alberti e dinte që fatorinoja për hakmarrje do të dërgonte forcat e rendit në atë stacion të humbur. E imagjinoi sesi ai po fliste me radiomarrëse duke lajmëruar për arratisjen e të huajit të “ rrezikshëm”me dy çanta “ misterioze”. Për këtë ai duhet t'a linte stacionin dhe të rikthehej në stilin e porsamësuar: autostop. Plot nxitim doli në rrugë dhe u bënte shenjë me dorë shoferëve të ndalonin. Këtaj here ai ndjehej tepër i vendosur dhe pothuajse u jepte urdhëra të tjerëve të ndalonin.

Për fat të madh gjeti menjëherë dikë. Ishte një plak i urtë, shumë i sjellshëm, por ndoshta edhe pak i frikësuar sepse Alberti pothuajse i kishte bllokuar krejt rrugën duke ulërritur në shqip; NDALOOO! me sy të egërsuar si bishat, nga ankthi se mund të mbërrinin në çdo çast forcat e rendit. Ai s'kishte ndërmendje të ndërpriste rrugën për Belgjikë.

Plot mundime, e hipje - zbritje nga trenat mbërriti në qytetin e parë belg, Mons.

Taksistët para stacionit të trenit i thanë se nevojitej të shkonte në Bruksel për të lypur strehim politik.

Priti me qetësi trenin dhe filloi udhëtimin për në Bruksel. Këtaj here u rehatua në vagon klasi të parë.

Nuk e vriste mendjen se do ta gjobisnin ose e çonin në polici. Mezi po priste të shihte ndonjë polic belg, për t'a pyetur për adresën ku i duhej të paraqitej në Bruksel.

" Sa i sjellshëm ky fatorinoja i trenit!" mendoi ai kur pa se burri i buzëqeshi dhe i bëri shenjë me dorë që të rrinte i qetë. Me sa dukej në Belgjikë s'kishte probleme për mungesë bilete! Në fakt djali qe kapardisur si zotni në klasin e parë, midis disa burrave me kravata që lexonin gazeta.

Po mbërrinin në Bruksel kur papritur kontrollori i biletave iu afrua dhe me buzëqeshjen e tij të pandërprerë në fytyrë i tregoi se mbërritën në destinacion.

Fatorinoja zbriti i pari dhe pas tij disa persona të tjerë. Ndërsa zbriste, Alberti pa përballë tij dy policë (një femër e një mashkull) bashkë me fatorinon.

" i paska lajmëruar policët me telefon" mendoi ai pa ndonjë shqetësim të veçantë.

- Hi, I am Mister Vjosa. - iu drejtua ai policëve me një zë të ëmbël deri në tallje.

Çifti i policëve qenë njerëz të qetë dhe shoqëruan djalin drejt zyrës së tyre ku i dhanë edhe një letër ku shkruhej shifra e gjobës që duhej të paguante për udhëtimin në klas të parë.

Ata nuk e kontrolluan aspak në trup ose valixhe dhe i thanë vendin ku mund të strehohej. Kushedi pse për sytë e policëve ai kishte pamjen e të pafajshmit. Adresa për refugjatët ishte në njëfarë

kështjelle brenda qytetit, por rojet e kështjellës nuk e pranuan në orën 1 të natës.

“ Të paktën këtu s’kam asgjë për të humbur ngaqë Belgjikën s’e kam ëndërruar kurrë. Boll me ëndrra në diell, dua bukë një shtrat të ngrohtë se vdiqa nga të ftohtët e lodhja “ thoshte me vete. Udhëtimi mbaroi, një udhëtim të cilin s’do të donte ta kujtonte më kurrë.

Pasi ju lut të madhit Zot filloi të mendonte sesi të kalonte natën.

Pas një nate të gjatë nëpër rrugët e Brukselit në orën shtatë të mëngjesit u paraqit në komisariatin e refugjatëve (siç e quanin belgët).

Komisariati ndodhej në katin e parë të një ndërtese shumëkatëshe afër stacionit qendror të trenit “Bruxelles nord “

E kishte habitur pak nata e Brukselit pasi në asnjë qytet tjetër s’kishte parë ndonjëherë aq shumë lokale hapur tërë natën.

Nëpër kafene shërbehej sikur të ishte ditë. Fatkeqësisht ai nuk kishte të drejtë të hynte në asnjërën prej tyre, por në këtë rast nuk ishte çështje të drejtash, ishte çështje parash.Nuk mund t’i lejonte vetes as edhe një kafe, ndërsa për ujë as që bëhej fjale sepse qielli “bujar” dërgonte “pjellën “ e tij, shiun.

E vërteta ishte se kishte mbushur shishen me ujë tek çezma e WC-së brenda stacionit të trenit. " U tegova i guximshëm që mbërrita deri këtu, prandaj do t'a kem më të lehtë të shkoj më larg. Jam krenar që nuk i kërkova asnjerit prej të njohurve pare hua, ose së paku 5 marka gjermane për sevap. Po të kisha në këtë moment lekët që u kam dhënë

të tjerëve hua, pa m'i kthyer kurrë mbrapsht, sonte do t'i kisha lejuar vetes luksin të flija në hotel me 5 yje, dhe jo vetëm kaq. Secili tregon fytyrën e tij," mendonte djali me keqardhje, por pa asnjë peng në shpirt.

“ Kësaj here do them të vërtetën, le të bëhet si të jetë thënë. Nuk do gënjej, do u them që jam nënshtetas i Republikës së Shqipërisë, edhe emrin do jap ate të vërtetin dhe datëlindjen reale edhepse jam koshient se kështu do më mbajnë këtu tre-katër muaj e pastaj kur të më vijë radha do më riatdhesojnë.  S’ka problem! Jam i lodhur me ndryshimet e emrit, të nënshtetësisë. Më pëlqen emri im, më pëlqen vendi ku unë linda, u rrita, vuajta e u gëzova, ku u dashurova për herë të parë. Jam i lodhur i uritur, nuk kam futur gjë në gojë prej tri ditësh, të paktën në Shqipëri një copë bukë do t'a ha. Jemi të varfër por jo aq sa t’ia vlej gjithë kjo sakrificë e marrë: E pastaj, pse do gënjej gjithmonë? Lashë nam. Po më ndoqën është problemi i tyre.” Pastaj kujtoi me keqardhje largimin nga Gjermania,  të cilën e kishte pikë të dobët. Atje kishte bërë gjërat më të bukura në jetën e tij, dhe njëkohësisht, eksperiencat më domethënëse. Nga ato eksperienca që të ndryshojnë krejt qënien.

Këto gjëra mendonte ai ndërsa priste radhën për të paraqitur kërkesën e strehimit politik, kërkesë e cila s’do të pranohej kurrë natyrisht, por qëllimi i tij ishte të fitonte kohë, dhe ajo më kryesorja të ushqehej, mbijetonte. Bëhej fjalë për zgjedhje strategjike, sa për të

ripërtërirë forcat, e sidomos ngaqë nuk donte të vidhte e grabiste askënd, duke justifikuar mbijetesën e tij në dëm të personave të tjerë.

Pas shumë pyetjesh i dhanë biletën e trenit për të udhëtuar drejt një qyteze me emër të vështirë për t'u shqiptuar, afër Liezh-it (shqiptarët me shaka e quanin Lezhë).

Ndryshimi ishte se këtu i thanë të ulej dhe zyrtarja që i merrte në pyetje ishte e ulur prapa skrivanisë, pra nuk qëndronte në këmbë si oficeri i Paris-it. Duhet të paraqitej në një qëndër të kryqit të kuq belg që kujdesej për refugjatët.

"A do të kenë vend për mua?" belbëzoi plot dyshim pa patur kurajo të pyeste zonjën e zyrës me frikën se mos dëgjonte ndonjë tjetër fjalë si ajo: Metro.

Pasi ju lut Zotit u nis me tren, më në fund me biletë.

Ditëve të fundit po i drejtohej shumë shpesh perëndisë. "Sigurisht që kam ndryshuar shumë. Kështu si po më venë punët do të duhet një "mrekulli" për mua.Shpresoj mirë! Shpresa nuk vdes kurrë, madje edhe ish-komunistët në Evropën lindore, pas shumë provash nuk e vranë dot shpresën e njeriut. Shpresa është diçka e pazëvendësueshme, e madhërishme!"

Më në fund kishte një vend për Albertin. E pritën mjaft mirë në ndërtesën e kryqit të kuq, mjaft mirë duke e krahasuar me Paris-in.

“ Megjthatë këtu është mirë” mendoi ai ndërsa po shtrihej në shtrat.Tashmë kishte gjetur ushqim, një shtrat, dush.”Këtu është mirë” pëshpëriti ai dhe me këtë mendim e zuri gjumi.

Ditët kalonin mërzitshëm te "Kryqi i kuq". Ndërtesa gjendej pak e larguar nga qyteza dhe koha mezi kalonte.

Alberti kishte vërejtur se jo rrallë në evropën perëndimore, vendet ku strehonin refugjatët ishin të mënjanuara nga qytetet, në zona ku kishte pak mundësi për t'u ndjerë mire dhe aq më pak i realizuar ose i kënaqur.Por kjo varej shumë edhe nga pikëpamjet dhe synimet e secilit refugjatë. Për dikë që kishte ikur nga një vend ku bëhej luftë, kuptohet që mund të ndjehej jo vetëm i realizuar ose i kënaqur, por mbi të gjitha i SHPËTUAR. Po të marrim parasysh numrin e madh të refugjatëve në Perëndim, fare kollaj mund të mendohej që edhe mikpritësit perëndimorë, s'dinin më se ku t'i çonin "mysafirët".

Ishte në dhomë me tre djem kurdè. Djem të urtë, hallexhinj edhe ata vinin nga Gjermania pasi kishin marrë ultimatumin për të lëshuar Gjermaninë. Komunikonin në gjuhën gjermane për t’u marrë vesh.

Në përgjithësi banorët e ndërtesës vinin nga Gjermania pasi i kishin dëbuar. Flisnin pak me nostalgji për kohën e tyre të kaluar në Gjermani. Dukej sikur flisnin për “parajsën e humbur” madje dikush u tall me Albertin kur ai tha nje frazë: Parajsa e humbur për një emigrant është atdheu i tij. Alberti kishte këtë mendim, prandaj nuk e çau kokën kur morri vesh se fraza e tij ishte bërë e njohur në të gjithë

ndërtesën e refugjatëve, përkundrazi, vuri buzën në gaz kur përfytëroi sesi mund të ishte përkthyer kjo thënie në dhjetëra gjuhë të ndryshme të dhjetëra kombësive që banonin atje. Si në çdo përkthim, teksti pësonte ndryshime e ndonjëherë deformime, por kjo në disa raste e zbukuronte më tepër thënien.

Javën e dytë të qëndrimit në Belgjikë ai filloj të punonte si pastrues i korridoreve të ndërtesës dy orë në mëngjes herët. E paguanin shumë pak, por ai donte të punonte e kursente me çdo kusht pak të holla pasi nuk i dihej si shkonin punët.Pjesën tjetër të kohës e kalonte duke parë TVose bisedonte e luante me letra bashkë me djemtë shqiptarë që banonin atje. Kushtet nuk qenë të këqia, madje i ndodhte për herë të parë nëpër qendra refugjatësh, që çdo dhomë kishte banjë dhe dush më vete brenda, të mbyllur me derë e jo me perde.

Aty mund të dëgjoje një larmi të jashtëzakonshme historirash mërgimi dhe dialekte nga më të ndryshmet. Shumica diskutonin sikur të ndodheshin në fshatin-qytetin e tyre ndonëse njëri ishte bie fjala nga Vermoshi e tjetri nga Konispoli ose njëri nga Prishtina e tjetri nga Shkupi. E bezdiste fakti që shqiptarët e trojeve të ndryshme nuk arrinin të përdornin një fjalor të përbashkët, paçka se flisnin të njëjtën gjuhë, e ndryshonin sipas dialektit të vet dhe kjo e bënte të lodhshme e të mërzitshme për t’u vazhduar bisedën.

Albertit i pëlqente një vajzë nga njëra nga republikat e ish-Bashkimit Sovjetik, nga Gjeorgjia.

Në ato ditë plot monotoni për atë, t'i vardiseshe një femre mbetej e vetmja gjë e këndshme që mund të bëhej, madje çuditej me veten sesi arrinte të mendonte për vajzat në një moment të tillë, por çdo moment i jetës ishte i përshtatshëm për të dashur dikë " pa dashuri s'ka jetë" ju kujtuan këto fjalë që s'dinte ku i kishte lexuar.

Ajo banonte atje me nënën e saj një grua dyzet vjeçare tek e cila kishin mbetur jo vetëm gjurmët e bukurisë së dikurshme, mbetej ende një grua e pashme.

Nganjëherë ai ulej pranë dy femrave ndërsa hanin në mensë dhe kishte zënë pak miqësi me nënë e bijë. Siç dukej mamaja e saj nuk ishte xheloze për të bijën nëse ajo do të shoqërohej me një djalë.Veronika, siç quhej vajza rezistonte mirë. Ajo ishte e shumëdëshiruar nga djemtë e tjerë të ndërtesës kështu që nuk nxitohej ose i ishte rritur mendja ngaqë e dinte se ishte shumë e bukur.

Në qendrat e refugjatëve, veçanërisht ato të përbëra nga qindra banorë nuk mungonin flirtet dhe ndonëse shumë fshehurazi, bëhej edhe seks i madh.

Alberti bëhej gjithnjë e këmbëngulës në vardisjen e tij, por ishte një këmbëngulje e ëmbël, pa ashpërsi e mbushur plot me komplimente, buzëqeshje, shikime ku shprehej qartë adhurimi. Si çdo fitore tjetër në jetën e tij dashurore, djaloshi do të donte ta arrinte me meritë, ëmbëlsi e pak klas. Jo rrallë ëmbëlsia e klasi nuk hynin në

punë ndaj disa femrave, por kjo qe zgjedhje personale e ndonjërës, e duhej respektuar, ngaqë qëllonte që dikur gjendej edhe Ajo që adhuronte ëmbëlsinë tek meshkujt.

Ndodhte që ai në mbrëmje t'a kujtonte vajzën me ëndje, imagjinonte pak, dhe pastaj ……………

Pasi morën ushqimin e darkës në mensë, dy femrat u larguan me hapa të shpejtë drejt dhomës së tyre. Darkën e merrnin nëpër dhoma pasi kishte konserva me peshk ose mish etj,. për të ngrënë.

Ai për herë të parë i ndoqi nga mbrapa me kujdes pa u renë në sy. Ndërsa mamaja e vajzës po hapte derën me çelës,Veronika ktheu kokën rastësisht në drejtim të atij.Ajo e vështroi në mënyrë sikur t’i thoshte “ më prit aty “.

S’dinte ç’tè bënte e megjithatë u afrua te dritarja për të parë jashtë pa ndonjë qëllim, thjesht donte të priste pak, sepse ndoshta ajo dilte sërish. Pas dhjetë minutash vajza doli  në korridorin e gjatë dhe ju afrua atij.

- Çfarë bën këtu vetëm?- pyeti ajo.

Ai qëndroi pak në heshtje pa ja ndarë sytë e duke buzëqeshur tha:

-Po të prisja ty, ëmbëlsira ime. Më e bukura që Zoti ka krijuar ndonjëherë. Ajo të cilës do t'i gjunjëzohesha, lutesha pafundësisht, vetëm që të qëndroja pranë saj.

U duk sikur ajo u habit për përgjigjen që mori dhe pyeti përsëri . –Përse?- Përse?

Pa ditur si të përgjigjej ai i kapi dorën, ja shtrëngoj siç bëjnë njerëzit kur takohen. Ja ledhatoi butësisht dhe ngriti plot ndrojtje dorën e vajzës lart.Përkuli kryet me ndrojtje e delikatesë dhe me buzët e tij puthi dorën e saj, e cila nxitoi ta tërhiqte sikur ta kishte zënë korrenti. Por ai ja mori prapë dorën dhe puthi përsëri me delikatesë duke i lëshuar pak frymë nga goja: Ajo kësaj here e pranoi puthjen e dorës e cila në disa raste i shkaktonte femrave nje drithërimë të këndshme në trup e mendje.

Qëndruan pak çaste të shtangur, si të pajetë. Ajo me sy të ulur si prej turpit po mendohej e më pas foli me zë të druajtur:

-Nesër në mbasdite mamaja ime ikën në Liezh - dhe pas një pauze shtoi: Të pres në dhomën time.

I tha këto fjalë pa e parë në sy dhe iku me ngut. Dukej disi e turpëruar për ftesën që bëri, por ndoshta s'ishte turp, ishte vetëm pak siklet ose mund të qe ankth, padurim, ose kushedi çka tjetër.

- Mirë, natën e mirë! – u përgjigj ai në gjermanisht.

“për fat që kuptohemi në gjermanisht“ mendoi Alberti kur ju kujtua gjermanishtja e mirë që fliste vajza.

Me sa shihej vajza gjeorgjiane ishte mposhtur me një puthje dore, por ndoshta jo vetëm për një tjetër puthje dore të nesërmen, siç shpresonte ai.

Alberti fjeti keq atë natë. Në mendjen e tij kishin zënë shumë vend fjalët e asaj “ të pres në dhomën time “

Mezi po priste mbasditen e takimit, vizitës në dhomën e vajzës. Një takim dashurie?! Të paktën ta puth, rëndësi ka të jem pranë saj, mendonte.Vallë do të ishte bukur? Ku ta dish?!

Po rrinte vetëm. Pas një ore do të shkonte te Ajo. Çuditërisht po mendonte gjëra të tjera nga ato gjëra që s’i kishte menduar kurrë më parë.

Ja se ç’mendonte:

Ish -diktatura na bëri shpëlarje të trurit, por unë dyshoj se edhe në disa vende të tjera ka ndodhur gjithashtu shpëlarje e trurit (natyrisht jo si dikur në evropën lindore.) Në sisteme të ndryshme drejtimi shpëlarja bëhej në mënyra të ndryshme, vetëm se kishin një gjë të përbashkët : Gjakftohtësinë.

Ish- udhëheqësit e lindjes aq të “apasionuar” për shpëlarjen e trurit njerëzor ndofta nuk e kishin llogaritur që zemrat e tyre do të shndërroheshin paksa jo njerëzore nga mungesa e ndjenjave kundrejt racës njerëzore, duke kryer këtë vepër të ndyrë kishin bërë një gjë e cila i përngjan vetëvrasjes, sepse ata patën harruar ose qenë përpjekur të harronin se i përkisnin racës njerëzore. Apo, mos vallë ndiheshin njerëz përnjëmend, veç se prej kohësh e kuptuan që s'e meritonin të ishin të tillë!?

Me këto mendime në kokë Alberti zbriti shkallët që e çonin në katin e dytë ku ndodhej dhoma e Veronikës.

Tani ai kishte gjëra të tjera për të menduar …………

Të dy po flisnin për mërzitjen  e ndërtesës se kryqit te kuq duke pirë çaj. Një bisedë boshe, sikur të dy donin të fshihnin ose vononin të tregonin qëllimin e asaj vizite. Edhe kësaj here ishte ajo që shkriu akullin.

-A do ta dish?- tha ajo - mamaja ime vete në Liezh te një shoqe e saj me origjinë nga anët tona. Mikesha e saj jeton prej vitesh këtu, e po përpiqet të më gjej burrë belg në gjendje të mirë ekonomike. Mamaja thotë që ky do të ishte shpëtimi im, por unë nuk dua të martohem me një burrë të panjohur të cilin s'e dua, për të cilin nuk ndiej asgjë. Më thotë se më vonë mund të më lindi edhe dashuria, por unë nuk e besoj, nuk dua sepse ……. . Ajo bëri nje pauzë të gjatë.

- Ndoshta, sepse të pëlqej unë!?- tha Alberti duke e plotësuar sipas dëshirës së tij boshllëkun që la në bisedë vajza.

Ai i tha këto fjalë duke buzëqeshur ngaqë në rast se ajo përgjigjej keq do të mbrohej duke thënë  “ bëra shaka “, por buzëqeshja e tij e bukur kishte për qëllim edhe që vajza të joshej sa më shumë nga pamja e tij e jashtme pasi imagjinonte se buzëqeshja do e bënte të dukej më joshës në sytë e femrës.

Veronika shtangu pak nga fjalët e tij .U mendua pak pa ja ndarë sytë zhbirrues sikur të ishte duke zbuluar të fshehtën e fjalëve të tij, ose donte të bindej që ai nuk po tallej me të.

Ajo foli prapë:

- Kur po ndaheshim mbrëmë në korridor e ndjeva që kisha nevojë të të përqafoja …… puthja. - fjalën  “puthja “ e tha plot ndrojtje, e kjo Albertit i pëlqeu jashtë mase.

Ai hapi sytë i çuditur nga fjalët e bukura të asaj, propozimi i saj qe disi spektakolar për veshët e një djali, dhe e ndezi të tërin.

- O Zot! Sa fjalë të bukura! Pse s'më puth në këtë çast? - e pa pritur të dinte përse, e përqafoj vajzën ngrohtësisht, e pastaj i ledhatoj flokët e zeza, dhe s'mund të përmbahej pa i puthur flokët e saj. Pas flokëve e puthi te qafa me delikatesë e ndjenjë për të paktën dy minuta dhe gjatë kësaj kohe dëgjoi rënkimet e saj të para që sa vinin e shtoheshin, prandaj ai e kuptoj që ishte momenti i përshtatshëm për t'u zhveshur.

Edhe ajo u përgjigj me puthje të zjarta e ledhatime. Dukej qartë se vajza ishte gati, ajo u dorëzua, u mposht. Alberti u zhvesh me shpejtësi dhe ndihmoj edhe femrën në zhveshjen e saj të ndrojtur. I ngulën sytë plot uri dashurie njëri-tjetrit dhe preknin thuajse të mahnitur lëkurën e freskët të njeri-tjetrit.

Po bënin dashuri me epsh të paparë e rënkonin që të dy.Vështirë s'e fqinjët nuk i dëgjonin. I dëgjonin patjetër zërat e tyre të ndryshuar nga eksitimi. Alberti desh t'i thoshte "je shumë e bukur!" por nuk pati kohë sepse sekondat e fundit qenë marramendëse.

"Vërtetë është çuditshme" mendoi ai. "dy të rinj nga evropa lindore" bëjnë dashuri në këtë periferi të humbur perëndimore. Deshi t'ia thoshte këtë edhe asaj, por nuk pati kohë t'ia shprehte pasi buzët dhe gjuha e vajzës që përshkonte me etje në pjesë të ndryshme të trupit i rikthyen dëshirën për të bërë dashuri.

Ai e puthi, kishte në atë puthje, ndjenjë, kënaqësi, epsh por edhe sfidë.

Sfidë me ironinë e fatit të pamëshirshëm, e sidoqoftë ishte jo vetëm një puthje këndshme, por mbi të gjitha triumfuese.

- Je fantastik!- pëshpëriti ajo ndërsa ledhatonte gjoksin e tij tejet mashkullor.

Në atë moment Albertit iu duk se e kuptoi që shpëlarjet e trurit kishin qenë në mos të kota, të pasuksesshme. Ashtu si çdo poshtërsi apo çmenduri tjetër ndaj popujve. Ish-udhëheqësit e lindjes nuk kishin arritur të lanin krejt, shkulnin prej trurit të njeriut; kënaqësine e të bërit dashuri. S'mundën të mohonin, dhunonin, fatin, të drejtën për të qenë të rinj, të bukur dhe njerëz për së mbari. Dëshirën e të drejtën për të jetuar si njerëz. ATA patën dështuar edhe përballë një puthjeje.

Kushedi pse udhëheqësit u përpoqën aq shumë për të bërë të pabëshmen. Ne banorët e planetit tokë jemi në gjendje të luftojmë e fitojmë kundër cilitdo regjimi. Mendoi qetësisht ai i çuditur për këto mendime të rralla që nuk i kishin kaluar ndërmendje kurrë më parë.

Ato ditë po përgatitej për ikje.

Do largohej nga Belgjika pasi nuk mund të vazhdonte më tej ashtu, të jetonte në një qendër humanitare ku ditët ishin të gjitha njësoj.

Ndoshta në Hollandë do të kishte më tepër mundësira?! mendonte.

Mundësira? E për çfarë?

Idetë e tij ishin të turbullta ashtu si qielli belg me vranësine e tij “dhuronte” thuajse ç’do ditë shi.

E kuptonte që do bënte një aventurë, por ndodh edhe kështu kur je jashtë. Bredh e bridh, e nuk gjendesh mirë askund dhe do të vazhdojë të jetë kështu për shumë kohë, pasi nuk ndihesh asnjëherë si në atë “parajsën e humbur “, vendlindjen.

"unë jetoj prej pesë vjetësh nëpër qendra azilantësh nëpër Evropë, por e shoh që kjo nuk është jetë, megjithatë jam ende shumë i ri prandaj do bëj të pamundërën për të arritur, për të rigjetur jetën."

U nis. Nuk i duronte dot ndarjet me personat e dashur, prandaj nuk i tha gjë të dashurës. E çfarë t’i thoshte?

"Padyshim që është më mirë kështu, ndonëse nuk është shumë burrërore. Po edhe sikur t'ia thoshja nuk do përmirësoja asgjë." Mendoj Alberti ndërsa ikte fshehurazi të gjithëve në orën gjashtë të mëngjesit.

Psherëtiu me keqardhje. E kuptoj që kishte rënë në dashuri me vajzën gjeorgjane.

“Më vjen keq që po iki. ç’ti bësh, ky është fati im, zgjedhja ime “tha me vete ai kur pa të afrohej autobusin që do e çonte te stacioni i trenit.

## Amsterdam

Mbërriti në stacionin qendror të trenit në Amsterdam. Ishte një stacion i madh me mure të lartë nga pjesa e brendshme e sallës kryesore.

Piu kafe në Bar pa dalë nga stacioni dhe shikonte me kureshtje përreth.E kishte studjuar me hollësi planin e tij të qëndrimit në Amsterdam dhe e rikujtoi në mendjen e tij pikat kryesore.

1) do qëndronte ditët e para ilegal, e pastaj do të shihte çka mund të bënte.

2) do gjente vend fjetjeje në ndonjë qendër bamirëse ( po të ishte e mundur)

3) Amsterdami ishte stacioni i fundit në Perëndim.

Nëse s’do sistemohej në atë qytet do të parapëlqente të kthehej në atdhe.

Ishte një periudhe zhgënjyese për atë, po dështonte kudo që shkonte.Në fund të fundit atij i pëlqente vetëm Gjermania dhe shtetet e tjera i konsideronte si "përzgjedhje strategjike". Pa harruar që edhe i pëlqente të ekspoloronte vende të reja.

Për orë të tëra kërkoi një vend fjetjeje. S’gjeti asgjë. Nuk kishte mjaft para për të paguar hotel sepse ato pak para që kishte fituar si pastrues në Belgjikë do t’i nevojiteshin për gjëra të tjera.

Vendosi të flinte jashtë. Plani i tij kishte nisur të mos funksiononte, të paktën pika më delikate, fjetja.Qyteti po dukej i bukur, “ i veçantë” tha ai kur ndodhej në qendrën e qytetit

Nata ishte e ftohtë.U fut në birrari e porositi një birrë. Po mendohej sesi do kalonte natën. “ Sigurisht që do ngrij prej të ftohtit nëse fle jashtë. Jo. S’po fle hiç. Kjo birra s'qenka e keqe! “ tha me vete.

Kaluan gjashtë ditë e netë të vështira për Albertin. Fuqitë po i pakësoheshin, shpresat po i zbeheshin. Natën qëndronte jashtë gjithnjë në lëvizje, ndërsa ditën flinte ndonjë orë në lulishte. Ndodhte që kur flinte, të zgjohej nga të lehurat e qenve që shëtisnin me pronarët e tyre, ose kur mungonin qentë, fillonte papritur shiu. Ai i ndiente pikat e para të shiut t’i binin mbi ball, fytyrë etj…. Zakonisht këto ndodhnin në pjesën më të bukur; në kulmin e gjumit.

Pati zbuluar një mensë ku jepnin për të ngrënë drekën falas të pastrehëve etj.. dhe falë kësaj vazhdonte të mbijetonte.

Por, deri kur? pyeste vetëveten. Ai ndihej i shpartalluar, i dërrmuar megjithëse s’donte të pranonte që “fushata e tij Hollandeze” kishte dështuar. Duhet të gjente një zgjidhje ose përndryshe të ikte, po ku të shkonte?

Netët e Amsterdam-it qenë të pafundme, ose së paku kështu ngjajnë rëndom në kësi rastesh.

Nuk ishte i vetmi që s'flinte. Në përgjithësi qyteti dukej sikur flinte pak. Rrugët kryesore  zbrazeshin në një interval të shkurtër kohor prej orës 4 deri në 6 të mëngjesit. Pas orës gjashtë qyteti rizgjohej plot ritëm.

Kishte mjaft të tjerë si ai të pastrehë.Të huaj jokomunitarë ( kryesisht afrikan), të droguar e nuk mungonin as ata më të tmerrshmit hajdutët dhe shitësit e drogës.

Ndryshimi i tij me të tjerët qëndronte edhe në faktin që në përgjithësi të tjerët ( të pagjumët e të pastrehët ) rrinin në grupe-grupe, ndërsa ai përherë i vetmuar me të pandashmen çantë të shpinës. Çantën tjetër, atë më të madhen e kishte mbyllur në stacion. Si në çdo stacion të madh treni gjendeshin edhe kasetat me çelës për të futur bagazhet. Shkonte çdo ditë për të paguar tarifën 24-orëshe me ato pak të holla që i kishin mbetur nga Belgjika, madje për atë tarifë ishte i detyruar të hiqte dorë edhe nga diçka për të ngrënë. Natyrisht që s'mund të bënte ndryshe, sepse po ta mbante valixhen me vete nëpër rrugë do të qe rënduar pa dyshim.

Gjithnjë vetëm u shmangej të gjithëve. Në natën e qytetit bënin pjesë edhe prostitutat. Rrugicat e tyre me drita te kuqe shquheshin nga larg, lehtësisht në errësirë. Ishin ato vajzat e famshme të vetrinave të Amsterdam-it, të cilat dukeshin më tepër si manekinë të dyqaneve. Ato ishin rrugicat më të populluara natën, e gumëzhinin nga klientët ose kurreshtarët, shumica e të cilëve qenë turista të huaj.

Kishte kaluar disa herë atje, e disa nga vajzat ishin vërtetë magjepsëse.Shihte burrat që dilnin nga apartamentet e vajzave, “dyqanet e seksit “ por nuk mund të kuptohej lehtë nëse ishin të kenaqur apo jo, ndonëse kjo gjë nuk e shqetësonte aspak. Kur burrat hynin në “Dyqan “ ato tërhiqnin perden e kuqerremtë për të mos u parë nga jashtë. Në këtë mënyrë të tjerëve që ndodheshin nga ana e kundërt e perdes u ngelej e “ drejta “ që të prisnin ose të imagjinonin skena erotike. Albert Vjosa kishte fantazira krejt të ndryshme nga ato të të tjerëve. Ai po fantazonte sesi mund të ngopej me bukë e sesi do të arrinte të flinte në një krevat. Jo një krevat të zgjedhur, por nje dosido, mjaftonte që të shtrihej e flinte gjumë. Më në fund.

Këto ishin netët e tij atje anës oqeanit Atlantik, në skajin perëndimor të Evropës. Duke qenë një qytet plot ujë, kanale të lundrueshëm, lagështira ishte mbytëse. Natyrisht që trembej pak se mos ndonjë nga grupet e natës i binte më qafë e për këtë tregohej i kujdesshëm në çdo hap, pasi në çdo hap mund të ndeshte të keqen. Diçka që do t’i shkaktonte pasoja të padëshiruara.

Jeta e rrugës ishte jashtë mundësive të tija, e papërballueshme për forcën e tij, prej njeriu të pakalitur shumë me jetën e rrugës.

Në një ditë plot shi njohu një grua të cilën e shihte për herë të dytë në të njëjtin lokal. Po pinte kafe në klub me monedhat e fundit që i kishin mbetur në xhep. Disa herë mendoi që kjo mund të ishte kafeja e tij e fundit në atë qytet, por s’donte t’a besonte, nuk i pëlqente t’a

besonte ndonëse s'dihej nese do t'ia dilte mbarë të sistemohej atje.Vetë fjala "Sistemim" i dukej tepër e gjatë, për t'u shqiptuar, edhe pse në një farë mënyre mund të shqiptohej, por sigurisht më tepër sesa këto lojra gjuhësore të bëra në mendjen e tij, vështirësia e mirëfilltë, ajo më e rëndësishmja në atë moment ishte të sistemohej, t'i largohej rrugës e të realizohej " fantazia" e një krevati, ushqimit …..

Gruaja e saponjohur fliste papushim. Ishte një mospushim së foluri i mundimshëm për veshët e tij. Ai përgjigjej shkurt pa dëshirë derisa e vështroi dhunshëm, vështrim në të cilin s'kuptohej nëse donte ta rrihte gruan apo ta përdhunonte. Mbase s'ishte asnjë nga të dyja këto, por tek gruaja vështrimi pati bërë një efekt të tretë; eksitimin! Sytë i ndriçuan plot qejf, siç duket ishte nga ato gra që u pëlqejnë burrat  tigra, të ashpër, të vendosur etj…. . Gabohej. Ai s'ishte i tillë në karakter.  Më në fund ai ndryshoi qëndrimin disi të egër dhe mori fjalën. Këtaj here ishte ai që s'mbaronte së foluri, ndërsa ajo dukej e lumtur, dhe fluturoj nga gëzimi kur ai midis koktejit të fjalëve anglisht-gjermanisht fuste edhe ndonjërën nga pak fjalët që kishte mësuar ato ditë në gjuhën hollandeze.

Vazhdoi kështu derisa ajo e qerasi me një kafe te dytë, ngaqë donte të zgjaste bisedën, e ai paturpësisht i kërkoj edhe një konjak. Prej ditësh po ëndërronte një pije alkoolike për ta ngrohur nga të ftohtit. Klientët e tjerë të kafenesë po prisnin të pushonte shiu, i cili dukej sikur as që kishte ndërmend të ndërpritej. Atij iu duk ogur i mirë që arriti të pinte një tjetër kafe në Amsterdam, kur iu kujtua se ç'kishte menduar pak më parë.

- Nëse ti dëshiron, unë të shoqëroj për në shtëpi? tha gruaja kur mori vesh prej tij që ai s'kishte makinë te parkingu prapa lokalit.

Zëri i saj dukej sikur pyeste : - A ke shtëpi? Nga pamja e jashtme e atij mund të dyshoje pak që s'kishte banesë, pasi mungesa e kushteve minimale, kishte bërë punën e vet.

- Unë nuk kam shtëpi këtu – tha ai – shtëpia ime ndodhet larg këtij qyteti, i cili është dhe stacioni im i fundit, sepse po ta shikojmë hollësisht këtu është një nga skajet e Evropës, prandaj s'mund të kem stacione të tjerë. Në zërin e tij ndihej malli për shtëpinë atje larg në Shqipëri. Pastaj shtoi duke qeshur – Harrova të të them se kam edhe një mundësi tjetër,  të hidhem me not në Angli.

Ajo s'qeshi aspak. Krejt serioze dukej disi e prekur, mallëngjyer nga fjalët e djaloshit që kur kishte qeshur me batutën e fundit për të notuar drejt Anglisë, pikërisht e qeshura i kishte rikthyer shkëlqimin në fytyrë, duke e "mposhtur" përfundimisht gruan e cila ishte të paktën dhjetë vjet më e madhe se ai, në atë moshë kur u pëlqejnë djemtë më të rinj sesa vetja, ndoshta për freskinë e tyre apo për faktin që femra s'donte të pranonte që po i ikte mosha. Duhet të ishte pak a shumë njëfarë sfide me moshën, me vitet që iknin e dëshirën për të ngelur përherë të rinj, të paktën në mendje.

- Po si ja bën? Ku fle? pyeti ajo me kuriozitetin e natyrshëm femëror.

- Fle jashtë, ngandonjëherë.Them ndonjëherë pasi jo gjithnjë kam mundësi. Ha bukë një herë në 24-orë, por tashmë jam mësuar, nuk dua

më tepër – tha ai. Kuptohej që gënjente kur thoshte "nuk dua më tepër". Megjithatë më tepër se genjeshtër, ishte një lloj ngushëllimi. Gruaja dukej e merakosur për djaloshin, e befas i tha atë më të paprituren, më të pabesueshmen për Albertin.

- Në qoftë se ti do? Unë mund të të strehoj në banesën time për ca ditë.

- Unë jam Helga - u prezantua ajo me mjaft vonesë.

- Albert - gëzohem shumë!

- Gëzohem që u njohëm!- tha ajo duke i shtrënguar dorën.

Banesën e kam të vogël, por gjejmë vend edhe për ty- tha Helga

Ishte i çuditur për këtë ftesë të papritur por s’mund ta refuzonte.

“ si ka mundësi që po më fton në shtëpi, kur ne sapo jemi njohur?! ndofta ka nevojë për një djalë të ri, të freskët! Në fakt shumë gjëra në botë bëhen veç për seks. Për një orgazëm të bekuar” mendoi me shpejtësi ai.

Me këto dyshime në kokë hipi në veturën e zonjës e cila fliste vazhdimisht me një anglishte shumë të rrjedhshme.

I tregonte për punën e saj në një agjensi turistike. Albert Vjosa e dëgjonte pa vëmendje.

U rehatua në shtëpinë e femrës bujare. Ajo e kishte shoqëruar edhe te stacioni për të marrë çantën me tesha.

Pasi bëri dush e ndërroi teshat ajo i përgatiti një çaj të ngrohtë. Helga e pyeste plot kuriozitet. Donte të dinte shumë gjëra nga jeta e

tij. Në njëfare pike ajo u duk paksa e habitur kur vërejti që Alberti ishte jo vetëm një emigrant i pastrehë por edhe njeri me dije, kulturë. Zakonisht shtypi, televizionet, radiot i quanin të huajt me lloj-lloj emrash psh: refugjatë, klandestin, emigrantë etj,.Vetëm se një fjalë e harronin mjaft shpesh. E çfarè u kushtonte t'i quanin dhe konsideronin si njerëz?

- Qënke djalë me horizont!- tha Helga me admirim. – Në çfarë niveli është shkolla te juve?-

Alberti u mendua pak dhe tha: - Shkolla në Shqipëri është ose të paktën ishte në nivele të mira. Qe një nga të paktat gjëra të mira që bëri ish-diktatura komuniste. Në këtë periudhë që jetoj  në Perëndim, falë asaj shkolle nuk ndihem inferior, ose më pak i mençur nga të tjerët, cilado qoftë pashaporta e tyre.

Pati një moment heshtjeje, më vonë ajo foli:- A hamë darkë?

U desh pak kohë që ajo të gatuante diçka të thjeshtë për të ngrënë.

Ndërsa po darkoheshin Albertin po e këpuste gjumi dhe menjëherë pas darkës atë e zuri gjumi mbi divan duke parë TV.

Duhet të kishin kaluar vetëm pak minuta kur ai u zgjua i trembur ngaqë ndjeu që dikush po e prekte.

Pa Helgën perballë që i buzëqeshte.  – Eja!- tha ajo e me një lëvizje të kokës i tregoi drejtimin ku duhet të ndodhej dhoma e gjumit. Do të flinin së bashku. - Më pëlqeve sapo të pashë herën e parë!- Tha ajo. Ai u shtri plot qejf në krevatin e Helgës ndërsa ajo po zhvishej."

Të paktën të ishte më e bukur! “ tha me vete ai në momentin kur ajo u zhvesh krejt.

Kur i doli gjumi në mëngjes ajo nuk ndodhej në shtëpi. “ sigurisht ka vajtur në punë “ tha me vete. Ndihej në formë të mirë atë mëngjes. U mundua pak në kuzhinë për të gjetur diçka për të ngrënë e më pas bëri kafen.

Dita qe tejet e mërzitshme, ndofta ngaqë ditëve të fundit ishte mësuar të qëndronte rrugëve dhe qëndrimi brenda katër mureve të shtëpisë pothuajse e bezdiste. Kaloj pak kohe duke parë TV, por edhe kjo e mërziti shpejt, atëherë papritur i lindi dëshira të shkruante në ditarin e tij.

## I DASHUR DITAR

Këtë natë fjeta me një grua të panjohur dhe unë e di, e ndiej brenda meje që gabova.

Gabova sepse ajo s’më pëlqen aspak. Kjo grua më strehoi, më dha ushqim, u tregua shumë bujare me mua. Mbrëmë para se te flinim s’mund t’i thosha jo epshit të saj. M’u duk shumë e uritur për seks po

aq sa ç' isha unë i uritur për bukë. U përpoqa ta kënaqja pa u kënaqur për vete, e si mund të argëtohesha!?

M'u duk si sakrificë e tepërt, sidomos për arsyen që ndihesha tejet i dërrmuar nga jeta ime e rrugëve.

Ajo nuk është e bukur, është më e madhe në moshe se unë. Jam i inatosur me fatin, me veten që arrita deri në këtë pikë.

Më duket vetja si i shitur për një copë bukë. Nuk e di se deri kur do të më duhet të kënaq epshet e saj. Kam nevojë për një shtëpi, ushqim dhe më duket se po i paguaj me një çmim të shtrenjtë.

ASKUSH NUK TË DHURON DIÇKA NË KËTË QYTET MADH …………

Helga i telefonoj dy herë gjatë ditës nga zyra e punës.

Në mbasdite u kthye e sapo hyri i tregoi dhuratat që i kishte blerë. Ishin tesha të reja.

- Faleminderit!- je shumë e sjellshme!- tha ai i kënaqur.

- Do hamë darkë në restorant me disa shoqet e mia.

- Shumë mirë! - të them të drejtën u mërzita pak këtu brenda vetëm.

- Pse nuk i provon këto rrobat që të solla?

- do të shkrep ndonjë fotografi për kujtim.- tha ajo plot buzëqeshje.

Ashtu bënë.

Darka në restorant ishte e shijshme. Pas nje ndrojtjeje të natyrshme fillestare që kaloi shpejt, Alberti filloi të ndihej mirë në shoqërine e grave. Mori pjesë në bisedën e grave që flisnin për ushqimin. Ai kuptonte disi nga kuzhina, pasi viteve të fundit i ishte dashur të gatuante, sepse s’kishte zgjidhje tjetër.

I ndiente shikimet e femrave mbi të, por kjo jo vetëm që s'e bezdisi përkundrazi e përkëdheli ne sedër. Alberti prej kohësh ishte mësuar me shikimet eksploruese të vajzave plot me dëshirë e zjarr. Atë mbrëmje ai i veshur me rrobat e reja dukej më joshës se zakonisht. Ai qe djalë i hijshëm.

Kur u kthyen në banesë, Helga i tha: - Je shumë i ëmbël!- shoqeve të mia u pëlqeu darka me ty, me ne- i shqiptoj fjalët në mënyrë çapkëne dhe i hodhi duart rreth qafës.

Ishte e lehtë të kuptohej që ajo u ishte mburrur shoqeve me dashnorin e saj të ri. Sidoqoftë ato fjalë i bën efekt të mirë dhe e puthi gruan sikur të donte ta falenderonte për mbrëmjen e këndshme, atë më të bukurën në atë qytet. Kësaj here ai ndihej në formë të mirë fizike, dhe për herë të parë në jetën e tij e trajtoi pak egërsisht, dhunshëm ashtu si asnjëherë më parë me femrat. I dha edhe disa shuplaka të admirueshme te vithet, kofshët, bile i shkuli edhe flokët, por kjo sjellje në vend që ta dëmtonte apo fyente Helgën , e lumturoi atë sikur prej kohësh të kishte pritur një marrëdhënie me një burrë të vërtetë, ose të çmendur.

- kam nevojë për ty- tha ajo duke e përkëdhelur.

- edhe unë.

- gënjeu ai dhe në atë moment ndjeu dhimbje koke e marrje mendsh.

E kuptoj që ishte dehur më parë në restorant. Ajo kishte përfituar natën e parë ëmbëlsinë e tij, ndërsa të dytën egërsinë që papritur i erdhi nga dehja ose inati që ndodhej ende në krahët e asaj.

I dashur ditar

Më vjen turp për atë që po bëj.

Prej dy javësh banoj te Helga e janë dy javët e turpit tim.

As vete se di se si po e bëj këtë turp dhe, deri kur do ta bëj??

AJO dhe mikeshat e saj organizojnë festa të ndyra, kjo është një shtëpi e shthurur.

Para dy ditësh ishte skandaloze fare. Fjeta me dy gra njëkohësisht. Nuk duhet të ishin në rregull nga trutë sepse njëra prej tyre deshi të më vinte prangat, sepse sipas saj kështu do të bëhej më “djegëse” situata.

Nuk i pranova prangat dhe u bëra gjëra të tjera ndërkohë që Helga na shihte pa e fshehur kënaqësinë.

Kryem marrëdhënie si nëpër filmat porno.

Helga ma kishte thënë qartë se po të mos bëj siç thotë ajo do të më duhet të largohem që këtu.

“ Lojrat dashurore janë kulmi i erotizmit” më thotë ajo shpeshherë.

Mund të jetë edhe e vërtetë për dikë, por ky nuk është rasti im. Jam i pamësuar me kësi lojra.

Pasi u larguan femrat e “lojës” Helgës i kërkova disa para për të blerë rroba të reja. Këto të holla do të më nevojiten kur të iki prej këtej.

Unë vërtetë kam nevojë për një banesë por jo në këtë mënyrë, kaq fyese për mua që para se të mbërrija këtu kisha bërë dashuri vetëm me vajzat që dashuroja me gjithë zemër. Unë ende dashuroj vajzën që braktisa paturpësisht në Belgjikë.

Kjo grua po më shfrytëzon, po përpiqet të më kthejë në skllavin e saj. Duhet patjetër të gjej një rrugëdalje, të mbrohem, t'ia mbath nga sytë këmbët.

Ah kjo fjala “ iki “ më tundon shumë. Ikja do të ishte shpëtimi im, e ku të shkoj ? Dua të rifitoj dinjitetin tim që ma hoqi vështirësia e këtij momenti dhe e këtyre viteve të fundit që ndonëse më ndryshuan shumë, më grabitën diçka, njëkohësisht më dhanë shumë, më tepër se çdo shkollë tjetër. Më dhanë plot bujari atë më të vlefshmen; Përvojën.

Ndihem i shfrytëzuar.Varfëria është shfrytëzuesja ime më e madhe, e fatkeqësisht, jo vetëm për mua …… !

Ditar

Ajo më organizoi "lojë" tjetër. Më çoj të flija në hotel me një turiste.

Siç më tha, bëhej fjalë për një shoqen e saj qysh nga vitet e shkollës, dhe kur vinte në Amsterdam nga një qytezë jo fort e largët, kërkonte emocione të reja me meshkuj të tjerë, pasi me bashkëshortin qe në krizë.

"Kur i tregova fotografinë tënde asaj i pëlqeve së tepërmi, e sidomos sytë e tu". Më tha ajo

Nuk e dija që fotografia ime kishte përfunduar midis shoqeve të Helgës!! Qysh nga fëmijëria jam "viktimë" e syve të bukur dhe qerpikëve të gjatë. Nuk e di nëse sytë e bukur po më ndihmojnë në jetë apo po më shkatërrojnë? Ndofta janë pak që të dyja bashkë?!

Ajo më bindi të shkoja ndërsa në mendjen time bëra llogarinë që kësaj here do të ishte hera e fundit dhe do të ikja. Pasi të merrja me pak stil ndonjë lekë nga mikesha e re, do të zhdukesha. Për të jetuar në këtë qytet nevojiten para, kështu që kur të ikja nga Helga duhet të kisha pare për të siguruar shpenzimet për ushqim e hotel të paktën për 4-5 ditë.

Prej hallit njeriu bën gjërat më të paimagjinueshme, ose të paktën ato gjëra që s'i kishte imagjinuar para se të gjendej në hall.

Mikesha e re më trajtoi mirë. Nuk pati kërkesa të shumta e kjo e ma lehtësoj natën në hotelin e bukur që kishte zgjedhur. Kjo nuk mjaftoi për të më qetësuar ndërgjegjen e turrbulluar.

U largua nga Helga dhe e ndjente veten të lumtur.

“Lumturia s'ka çmim, qëndron në thellësi të shpirtit, jo në shumën e të hollave që ke në llogarinë bankare”

I kujtoi këto fjalë të cilat duhet t'i kishte lexuar në ndonjë libër,vite më parë ose qenë vetëm fjalët që polli truri i tij.

Ç’njerëz të degjeneruar jetojnë në këtë botë! tha me vete kur mendjen e tij e përshkuan disa ngjarje të ditëve të fundit.

Alberti mendonte se: kur nuk arrin të lidhesh me njeriun që dashuron, ka rrezik të shndërrohesh në një makinë seksi.

U kujtua për dy-tri vajza që kishte dashur përnjëmend, por pa sukses.Vetëm zhgënjime. Ndofta kishte dhe ai pjesën e fajit në ato zhgënjime të trishtueshme, veçanërisht herën e fundit në Liezh.

S’mund të harronte letrën që i kishte shkruar dikur një ish e dashura e tij. Ishte nga ato vajzat e viteve të adoleshencës me të cilat maksimumi që mund të realizoje, qe vetëm një puthje.

“ do të doja të të shihja edhe nje herë të veshur me ato rrobat e zeza që të shkojnë shumë, qoftë edhe për të fundit herë, sepse më pëlqen shumë.”

Ishte letra e fundit prej saj dhe si çdo herë të fundit, njerëzit përpiqen të bëjnë diçka për së mbari, prandaj dhe ajo letër qe jo vetëm e fundit por edhe më e bukura! Vetëm një gjë donte vajza; ta shihte prapë ashtu siç i pëlqente asaj, të veshur me teshat që ajo i preferonte, por duke shprehur disa fjalë ndarëse, largimi “ ndoshta për të fundit herë” s’mund të pretendonte tepër.Ajo nuk pati rastin t'a shihte përsëri, dhe ai për këtë s’kishte asnjë faj.

Ndonjëherë për të ngushëlluar vetëveten ai provonte të besonte s’e dashuria nuk ekzistonte aspak.

Ekzistonte vetëm pasioni, kënaqësia e marrëdhënies seksuale.

Natyrisht i mendonte këto në momentet zhgënjimit, humbjes.

Në botë jeton gjithmonë një njeri me të cilin mundemi, dhe ja vlen të dashurohemi.

“kur një dashuri mbaron, ajo shndërrohet në urrejtje” I kishte thënë vite më parë një vajzë që ai njihte.

“Jo. Nëse ti mund të urresh tjetrin do të thotë se nuk je në gjendje të duash askënd” ishte përgjigjur Alberti dhe gjithë lezet kishte kërkuar leje të largohej, sepse ai s’mund të dëgjonte idera, filozofira të tilla që flisnin për gjënë më të pavlerë, më të panevojshme; Urrejtjen.

Për disa ditë rrjesht kërkoj punë. Hynte në çdo lokal, doli në periferi të pyeste nëpër oficina, etj., etj.

S’po gjente punë, e në dy raste nuk e punësuan ngaqë ishte pa dokumente. Punëdhënësit trembeshin, ose në rast se nuk trembeshin, respektonin ligjin.Pa leje qëndrimi s’mund të ecej përpara në mërgim. Kishte përshkuar kilometra të shumta për të kërkuar punë dhe s’kishte patur fat.

Flinte në hotel me paratë që i tepruan nga ato që i jepte Helga për të blerë veshmbathje etj. Për fat qe treguar i shkathët dhe kishte përfituar pak lekë. Nuk mendonte se kishte kryer aspak vjedhje, përkundrazi! I pati merituar ato pare.

Alberti po përjetonte një situate tepër kritike. Paratë po i shpenzonte dhe s’do të dëshironte të rifillonte nga e para, dreka në mensën e të pastrehëve dhe fjetja në lulishte.

Befas mori një vendim që s’hynte fare në planin e tij fillestar.

“Do provoj mundësine e fundit, do kërkoj strehim politik. Kësaj here do them të vërtetën, do t'ju rrëfej se vij nga Shqipëria dhe jo nga Kosova paçka se dihet që kështu kam pak shanse të qëndroj këtu sepse në Shqipëri është demokraci, ndërsa në Kosovë çfarè nuk ndodh ….. .

E provoj njëherë, po më kthyen s’ka problem. Nuk dua të qëndroj këtu dhe të fle rrugëve; Dua një jetë normale.

Këto shkruajti në ditar para se të hipte në trenin që udhëtonte drejt Zevenar-it. Atje gjendej njëra nga qendrat për regjistrimin e refugjatëve.

U paraqit në qëndrën e grumbullimit të refugjatëve e bëri kërkesën për strehim politik, paçka se nuk kishte asnjë arsye politike.

Në qëndrën e të huajve zyrtarët hollandez të ministrisë së drejtësisë merrnin në pyetje për 24 - orë e pastaj merrnin vendimin e tyre, rrufe. Ishin shumë të shpejtë në marrjen e vendimit nëse i huaji do të pranohej apo dëbohej, por pikërisht nguti i madh i shtynte që të merrnin në ndonjë rast, ndoshta vendime të gabuara.

Gjatë 24-orëve refugjatët intervistoheshin 4-5 herë me ndërprerje, madje edhe në orët e natës. Atje gjendeshin zyrat e ministrisë së vetme në botë  (ndofta) që punonin me tre turne.

Intervista i përngjante më tepër hetuesisë dhe këtë ngjashmëri e shtonte me tepër fakti se qendra e refugjateve ishte si një kazermë ushtarake e rrethuar me tela me gjemba. Policët e shumtë nuk lejonin askënd të dilte nga kazerma.

Alberti pati menduar se kjo ishte një formë arresti, mungonin vetëm prangat, por nuk ishte e thënë që prangat të mungonin për shumë kohë.

Kishte të ngjarë që ky “arrest” i pashpallur të ishte një veprim kundër konventës ndërkombëtare mbi të drejtën e njeriut.

S’ishte hera e parë që ai kërkonte azil politk, por askund më parë nuk e trajtuan si të burgosur.

E intervistuan pesë herè. Pyetjet ishin të njëjta. Zyrtarët provonin të kuptonin nëse ai gënjente. Tashmë qe mësuar me kësi intervistash dhe me përdorimin e fjalëve të përzgjedhura i shtangu pak zyrtarët.

Katyrisht që ai rrente për arsyet politike që e detyronin të largohej nga vendlindja, megjithatë kësaj here rrente shumë herë më pak sesa herët e tjera që kishte lypur azil politik. Ai ishte i detyruar të gënjente, ngaqë historia, fati, qe treguar përjetësisht dorështrënguar me popullin shqiptar. Kjo, është e vërteta e madhe, fatkeqësisht!

Pjesë e vogël nga intervista:

- Përse zgjodhët Hollandën për t’u strehuar?

- Unë besoj në qeverinë dhe popullin e emancipuar hollandez, prandaj jam i bindur që ju do i kuptoni arsyet e mia që më shtrënguan të braktisja vendin tim.

- Si mbërritët deri këtu? Nga kaluat, cilat vende përshkuat ?

- Nuk kam parë asgjë, nuk e di! Kam hipur në pjesën e mbrapsme të një kamioni në Durrës dhe zbrita këtu. Kam zbritur nga rimorkoja e kamionit disa herë natën, por s'dija ku ndodhesha. Shoferi nuk jepte shpjegime.

- Pse e fshihni të vërtetën, ju e dini shumë mirë nga kaluat, emrin e shoferit ose targën e automjetit.

- Unë s'di asgjë, isha i fshehur prapa kamionit dhe u torturova nga udhëtimi

- Përse në çantat tuaja gjetëm veshmbathje të prodhuara në Gjermani? Ju jeni i veshur kryekëput me rroba gjermane dhe keni mbathur këpucë të shtrenjta! Madje keni edhe ca veshmbathje të prodhuara në Hollandë.

Policët kishin kontrolluar me shumë imtësi teshat e tij, nëpër xhepa, kuletën. Para se të dorëzohej në kazermë ai kishte grisur lejen e qëndrimit të përkohshëm në Belgjikë dhe e kishte flakur te koshi i plehrave bashkë me një kartë telefoni belge.

- Këpucët dhe teshat m'i kanë dërguar dy shokët e mi të ngushtë nga Gjermania.

- Ku ndosheshit ju Zoti Vjosa para 2 muajsh më datën 14, në mëngjes herët?  pyeti zyrtari.

Ai u trondit. Ata e dinin që ai kishte qenë në Belgjikë dhe rregullat e ndalonin këtë, pasi një person që ka kërkuar strehim politik në njërin nga vendet e Bashkimit Evropian s'ka të drejtë të lypi strehim  në një shtet të dytë të BE-së (Traktati Shenghen).

Sigurisht që me shenjat e gishtave e kishin identifikuar. Kjo ishte më e lehtë për t'u arritur pasi si në Belgjikë dhe në Hollandë kishte deklaruar të njëjtin emër, moshë etj… . Nuk kishte gënjyer dhe ndershmëria dukej se në disa raste nuk hynte hiç në punë.

"po sikur ta dinë që kam jetuar edhe në Gjermani " mendoi ai, e uroj që kompjuteri të mos zbulonte asgjë më tepër, sepse edhe kaq, mjaftonte e tepronte.

- Nuk më kujtohet se ku ndodhesha para dy muajsh.- u përgjigj djali pa ditur ç'të thoshte.

Pyetjeve në lidhje me arsyet e ikjes nga atdheu u qe përgjigjur mjaft mirë, dhe sikur ata mos të kishin zbuluar historinë belge, ndofta do t'ua kishte hedhur.

- Prej pamjes tuaj të jashtme shihet se keni kohë që jetoni jashtë Shqipërisë, dhe ju duhet të kujtoheni se ku gjendeshit më datën 14 janar, ora shtatë i mëngjesit.

- Ndodhesha në Bruksel- tha ai - atë ditë, me shpresën dhe të drejtën për të mbijetuar - u pendua për fjalën “ mbijetoja” pasi mund të hapte telashe po të ngjallte kurreshtjen e zyrtarit.

Zyrtari për habi ndërroj temë sikur të mos kishte ndodhur asgjë. Në fund të fundit tashmë e kishte konfirmuar atë kryesoren; Belgjikën.

- dëshironi çaj apo kafe?- pyeti papritur burri, plot mirësjellje.

- kafe, ju lutem!- tha Alberti pa ndrojtje. Gjatë intervistave e kishin qerasur përherë me kafe e çaj.

Hollandezët, donte apo s'donte Alberti, gjithsesi tregonin për dreq, shumë klas.

Ministria e drejtësisë e refuzoj kërkesën e Albertit.

Pak më vonë dy automjete lëvizën oborrin e kazermës. Dy grupe refugjatësh të rrethuar nga rojet e kazermës dolën në oborr. Ai vuri re se njëri nga furgonat ishte normal, ndërsa tjetri ishte furgon policie. Grupi i parë i të huajve hipi në furgonin normal që do t’i çonte në kamp refugjatësh. Ndërsa grupi i dytë ku bënte pjesë edhe Alberti hipi në automjetin e policisë, në të cilin natyrisht s’mund të udhëtoje pa pranga në duar.

Zyrtarët i kishin thënë se do ta izolonin derisa të merrnin një vendim të dytë për të, që do të ishte sigurisht riatdhesimi. Zëri i tyre i kishte ngjarë jo vetëm i pamëshirshëm, por edhe ngadhnjyes ………

Menjëherë ai kishte kërkuar një avokat mbrojtës (avokati pa pagesë që ofronte ministria)

Një burrë serioz rreth të 50-ave iu prezantua si avokat. Në vend që të dëgjonte ankesat/kërkesat e Albertit, ai i bënte të njëjtat pyetje si zyrtarët e intervistës. Zgjati për rreth 20 minuta biseda hetuese me mbrojtësin, derisa ai humbi durimin. E kuptoi që biseda me avokatin ishte vetëm formalitet  për hir të respektimit të ligjit.

- Zoti avokat!-tha Alberti plot zemërim.

- Ju jeni avokat apo hetues? – Pse nuk më pyesni çfarë dua unë prej jush? Unë dua të dal prej këtu dhe të më lejoni të rikthehem në Belgjikë ku unë ende kam leje qëndrimi të përkohshme, ose më jepni 24 orë afat për të lënë Hollandën vullnetarisht.

- Dëgjoni! vazhdoi ai pa pritur pëgjigje. Këto gjëra që po më ndodhin mua ka të ngjarë të jenë e paligjshme ose të paktën, fyerje për të drejtat e mia njerëzore.

Nuk i njoh mirë ligjet, pasi kjo është puna juaj, por mendoj se asnjë ligj s’mund të lejoj burgosjen e një njeriu te pafajshëm. Po më mohohet e drejta ime për të jetuar i lirë. Besoj se s’ka ligj që të mbroj diskriminimin. Juve nëpërkëmbni lirinë e njerëzve me një mijë halle. Në sytë tuaj të akullt unë shoh që bëni një padrejtësi.

- Ne kemi ligjet tona Z. Vjosa, dhe tregoni pak respekt për avokatin tuaj - tha avokati me zë të lartë.

- Natyrisht- tha Alberti me ironi.

Ai pa se përkthyesi shqiptar që përkthente bisedën po mendohej, ndofta kujtonte edhe ai padrejtesitë që mund t' ishin bërë.

Alberti kërkoj leje të largohej, e ndërsa po ikte iu kujtua një fjali nga konventa e të drejtave të njeriut, dhe ja tha avokatit.

- Çdo njeri ka të drejtën të shkoj dhe të jetoj në vendin që ai zgjedh.

Në fakt duhet të ishte pak a shumë ky rregulli dhe logjika e jetës, por kushedi përse për shumicën e popujve të botës këto të drejta s'dukeshin askund, ose në rastin më fatlum mund t'i lexoje nëpër letra, dhe kjo s'ishte pak.

- Ju flisni bukur Z. Vjosa!- foli avokati plot qesëndi.

## Emigrantët

çfarë kemi bërë për t'u dashur?
çfarë kemi bërë për t'u urryer?
çfarë kemi bërë për të vuajtur?
ose për të mos u gëzuar.

çfarë kemi mëkatuar para se të lindnim?
çka duhet të bëjmë për të ndryshuar?
përmirësuar ose harruar
vitet e vuajtjes, vetmisë, fyerjes

Të ëndrrave të ndaluara
dëshirave të pergjakura
ndienjave të plagosura
shpresave të pavdekshme
durimit të shteruar
emancipimit të munga
dashurisë së mohuar
Në këte botë të shfytyruar.

## IZOLIMI

Hera e parë në burg.

Ditët e para ishin shumë të vështira për Albertin. Minutat i dukeshin vite. Kishte në brendësi të trupit një ndjesi të pashpjegueshme. Dy ditët e para e mbyllën në qeli paraburgimi. Krejt i vetëm në qeli dhe me çarçafë prej letre. Drita e birucës mbetej ditë e natë ndezur. E nxirrnin një orë në ditë te një dhomë pa tavan nga ku mund të shihej qielli dhe të burgosurit shkëmbenin ndonjë fjalë ose pinin duhan. Në mëngjes rojet i çonin në banjën e madhe për të larë dhëmbët etj, madje qe e detyruar edhe larja në dush. Në qeli nuk lejohej rripi i pantallonave, lidhëset e këpucëve, ndaj edhe çarçafët qenë prej letre të përpunuar. Masa sigurie për të evituar ndonjë çmenduri nga të burgosurit; Vetëvarjen. Ndërsa për të rruajtur mjekrën përdorej makina elektrike dhe jo brisku.

Pas 48- orësh e transferuan në burgun e madh, në të cilin koha kalonte disi më mirë, pasi kishte plot njerëz për të bërë një dorë muhabet e ndonjë lojë me letra ose shah një herë në javë. Madje merrnin në birucë nga biblioteka edhe ndonjë libër, kurse gazetat lexoheshin në sallën e bibliotekës. Çuditërisht gjendeshin edhe libra e gazeta në shqip.

E kishin urdhëruar të zhvishej lakuriq dhe të bënte dush para se ta mbyllnin në birucën e burgut të madh. Bashkë me 8-9 meshkuj të tjerë kishte qëndruar gatitu lakuriq përballë rojeve që i kontrolluan edhe në pjesët më intime të trupit për të parë nëse fshihnin ndonjë send. I erdhi turp nga lakuriqësia e tij.

Çfarëdo fjale do të ishte e varfër, tejet e pafuqishme për të shprehur atë që përjeton njeriu në ditët e para në qeli, por më i vështirë bëhet shpjegimi kur bëhet fjalë për një person të pafajshëm në burg. Ai po përpiqej tepër të kuptonte ku qëndronte gabimi, faji i tij, por nuk arrinte, dhe qe pikërisht ky mosshpjegim e pafajësi që e bënin të vuante.

Ju  kujtua me imtësi konvikti i të huajve në Gjermani në të cilin kishte banuar për 2 vjet. Në atë vendbanin kishte qëndruar më gjatë se kudo ndaj e kujtonte edhe me pak nostalgji, ashtu si çdo banesë tjetër ku kalon një pjesë të jetës. Në fakt ai largohej herë pas here nga konvikti dhe banonte në shtëpi me qera sepse punonte dhe kishte

mundësi të paguante qeranë, por pas pak javësh për arsye të ndryshme rikthehej tek banesa e azilantëve. Arsyeja kryesore e rikthimeve në azil ishte se ai s'kishte të drejtë në atë periudhë të banonte tjetërkund.

Rregullat e larmishme mbi refugjatët ndryshonin në çdo Land, e mund të dukeshin edhe absurde në disa Lande.

Ndërtesa gjendej në periferi midis fabrikave dhe duhet të ecte 10 minuta në këmbë për të marrë tramvajin që bënte linjën për në qendër të qytetit. Atje kishte mësuar të gatuante sepse u jepnin paketa ushqimore dy herë në javë, dhe një sasi të vogël markash çdo 15 ditësh. Ishte faza e dytë e azilit. Në fazën e parë që zgjaste rreth tre muaj i mbanin më të kontrolluar dhe ushqimin ua jepnin në mensë. Faza e dytë  ishte më e pëlqyeshme sepse refugjatët mund të gatuanin sipas dëshirës dhe kishin më pak kontroll në shtëpinë e madhe shumëkombëshe, por kjo ndryshonte nga qyteti në qytet, madje edhe në të njëjtin qytet qëllonte që njëri nga konviktet e të huajve mund të quhej konvikt, e tjetri kamp refugjatësh i rrethuar me mur ose kangjella, e rojet gjermane me tre turne te hyrja.

Rastisi në një konvikt disi  "liberal" pa mure rrethues, ku njohu edhe ca njerëz të mirë. Kur merrnin paketat ushqimore kryhej edhe "tregtia" e shkëmbimit të ushqimeve nëpër korridore e dhoma. Dikush kërkonte miell për të bërë bukë dhe jepte bie fjala sallam. Ndonjë tjetër jepte mish lope ose qumësht në këmbim të salsiceve apo frutave.

Kurse refugjatët Kurdë jepnin mishin e derrit pa dashur asgjë në këmbim.

Ndonëse afër vitit 2000, një pjesë e njerëzimit, pjesa më e padukshme, vazhdonte të shkëmbente ushqime, ashtu sikurse mijëra vjet më parë kur monedhat nuk ekzistonin. Pavarësisht nga numri i vitit, njeriu mbijetonte pak a shumë në të njëjtat mënyra, kur ishte nevoja. Jeta mbi tokë s'kishte ndryshuar aq shumë, dhe vazhdonte të mbante lidhje të pashmangshme me lashtësinë.

Disa herë Alberti kishte dyshuar se mos po merrte pjesë në ndonjë eksperiment shkencor të padeklaruar, por do të ishte i papjekur nëse do të besonte përnjëmend në eksperimentin, i cili s’kishte më nevojë të kryhej, ose s’kishte arsye të zgjaste kaq gjatë………

Sidoqoftë në banesën e të huajve atje midis fabrikave hahej mirë. Ushqimi edhepse në shumë raste qe në prag të datës së skadencës, ose krejt i skaduar, dilte e tepronte. Qenë tre kate dhe secili kat kishte dy kuzhina të përbashkëta. Atje në kuzhinat e përbashkëta kaotike s’ishte aspak e këndshme të gatuarit apo larja e pjatave. Nganjëherë kishte asistuar në disa gatime të çuditshme sepse në banesën shumëkombëshe kishte një larmi të admirueshme specialitetesh, secili sipas mënyrës dhe traditës së vendit prej nga vinte. Shiheshin djem e burra që përgatisnin për të ngrënë për herë të parë në jetë, e deri këtu nuk ishte keq.Tortura e tyre e mirëfilltë ishte larja e enëve.

Larja e pjatave (ose sahanëve siç i quante dikush), ishte shkaku kryesor i grindjeve e i qejfmbetjeve midis meshkujve që banonin në të

njëjtën dhomë. Shumica përtonin t'i pastronin enët atëherë ndodhte që flinin duke ndjerë erën e keqe të pjatave e tiganëve, tenxhereve, shpesh mbi tryezën e dhomës së ngushtë. Ata, përtacët kur nuk kishin më tenxhere e pjata të pastra ja mernin shokut, por ndonëse i merrnin hua i linin palarë, dhe ky gjest i çonte drejt sherrit. Fillimisht banorët e të njëjtës dhomë (3-4 persona në këtë rast) gatuanin e hanin së bashku, por më pas ndaheshin nga qejfmbetjet e secili hante për hesap të tij. Kurse në disa dhoma të rralla mërgimtarët e respektonin njëri-tjetrin si vëllezër. Për më tepër se një vit Alberti qe i vetmi nga Shqipëria midis të paktën njëqind shqiptarëve nga Kosova. Ata e respektonin shumë sepse e kishin si "emblemë" kuqezi. Admironin së tepërmi shqipen e pastër që ai fliste, pasi në këto raste Alberti nuk përdorte asnjë fjalë nga dialekti i krahinës së tij, me qëllim që ta kuptonin të gjithë.

Në mbrëmje fillonte muzika e shoqëruar me birra ose disa pakistanez parapëlqenin Whisky. Nga dhomat e shqiptarëve të kosovës, boshnjakëve, kurdëve etj., etj., shpërthente muzika me volum të lartë sikur të ishte një "festival ndërkombëtar" i cili shndërrohej thuajse çdo mbrëmje në " festivalin" e sharjeve, zërave të lartë dhe në ato raste mund të habiteshe me shumëllojshmërinë e gjuhëve që ngjanin të frikshme nga ulërimat e pijanecëve grindaveca.

Papastërtia e banjove ishte e frikshme. Meqënëse ishin të përbashkëta s 'mund të gjeje më mirë. Ndodheshin në fillim dhe në mes të korridorëve të secilit kat. Në këtë pikë faji ishte i të huajit që

duke qenë se WC-ja ishte e të gjithëve sikur të donte t’u bënte keq të tjerëve e ndynte sa më tepër, ngaqë Albertit gjithnjë i ishte dukur që e bënin enkas. Sigurisht që Gjermanët që i strehonin nuk u kishin asnjë faj për papastërtinë, madje kishte edhe një pastrues (njëri nga azilantët) dhe një tjetër punonte në lavanderi për t’u larë teshat, çarçafët e këto shpenzime i paguanin Gjermanët.

Në konvikt kish njohur njerëz interesant. I erdhën ndërmend dy çunat shqiptar të dhomës 18 me të cilët bënte shumë shakara.

Njëri prej tyre me pseudonimin Xhejms ngelej gjithnjë pa pare dhe bezdiste të tjerët duke kërkuar para hua. Të mësuar me atë, kohëve të fundit nuk i jepte më askush pare borxh dhe Xhejmsi i mërzitur ngrinte zërin me inat e pastaj thoshte me zë ta lartë. “ S’ka problem! Unë do i pjell markat e nuk ja kam nevojën asnjeriu.”

Menjëherë pas këtyre fjalëve largohej në drejtim të qëndrës së qytetit me tramvaj, atje ku siç mendohej kryente “pjelljen” e markave.

Dhoma numër 18 u bë e famshme sepse Gjakovari, siç e kishte nofkën banori tjetër i dhomës solli atje të dashurën e tij gjermane. Gjakovari qe një ish - ushtar në luftën e Bosnjes. Disa herë Alberti me kurreshtje e kishte pyetur për luftën atë ushtar dezertor, por Gjakovari nuk jepte shumë shpjegime, pasi s'donte të rikujtonte lemerirat që i kishin parë sytë.

E pabesueshme sesi ajo vendosi të banoj atje midis qindra të huajsh. Duhet të ishte pa familje, pa shtëpi, pra sigurisht që s’banonte atje për qejf.

Kohëve të fundit vajza e huaj filloj të kuptonte shqipen, megjithëse e fliste shumë pak e gjithë gabime gjuhësore.

Xhejmsi, Gjakovari dhe vajza gjermane jetonin së bashku. Në dhomë ndodheshin 4 shtretër të ndarë 2 nga 2 si shtretërit e marinarëve, njëri mbi tjetrin.

Atëherë kur çifti flinte hidhnin një çarçaf mbi krevatin sipër tyre dhe e linin çarçafin të varej poshtë duke mos i lënë mundësi Xhejmsit t’i shihte, ndërsa ata flinin në shtratin e ngushtë, tek.

Nuk ishte e lehtë të besohej që një vajzë gjermane të bënte jetën e strehimkërkueses, bile ndoshta s’kishte asnjë të drejtë të banonte atje.

Gjithashtu ishte krejtësisht e vërtetë që nuk kishte një rregull ose ligj që ta pengonte të jetonte atje ku i pëlqente më tepër.

Ligjvënësit s’e kishin parashikuar që mund të ndodhte edhe kështu.

Me sa kuptohej për këtë arsye drejtori i azilit mbyllte një sy, jo më kot ishte drejtori i njërit prej konvikteve më liberalë.

Natën në konvikt thurreshin ëndrra e histori të fshehta dashurie.

Në katin e tretë jetonin familjet dhe gratë me femijë pa burra. Ishin gratë me femijët e burrave të vrarë në luftrat e ish-jugosllavisë. Duhet theksuar se kati i tretë qe ai më i pastri, pasi gratë pastronin më tepër sesa meshkujt që e kishin shndërruar në stallë, sidomos katin përdhes.

Disa nga djemtë e katit të parë dhe të dytë ngjiteshin lart për të qëndruar me gratë e veja që duke qenë të trishtura nga fatkeqësitë e luftës, dukej s'e donin të ngushëlloheshin edhe me vizita dashurie......... .

Ato nuk kishin shumë fjalë, por vepra të mëdhaja.

Ai kishte dëgjuar kushedi sesa historira, por ishte Xhejmsi ai që tregonte gjërat më interesante.

Vështirë se ato që thoshte Xhejmsi ishin krejtësisht të vërteta. Xhejmsi ishte veterani i konviktit dhe rrëfente ndër të tjera: Sapo kisha arrdhur këtu më një grup të huajsh. Ne qemë të parët në këtë konvikt, e këtu asokohe ishte gjithçka e pastërt. Banorët e zonës ishin kurioz e vinin këtej rrotull për të na parë.Te fabrika këtu mbrapa nesh siç e keni parë punojnë shumë femra dhe kur dilnin nga puna vinin këtu e na shihnin.

Më kujtohet sesi disa herë në dhomat tona kishim mysafire gjermane, por më pas ato u larguan pak e nga pak, pa shfaqur ndonjë keqardhje për neve të gjorët . S'më harrohet një natë e gjatë dashurie me një bjonde të paparë. Ja morra frymën krejt, dhe ishte ajo e para që tha; mjaft!

Atëherë ishte ndryshe, ndërsa tani as që të hedhin sytë. Është e natyrshme, s'janë më kurreshtare, iku koha kur donin diçka të re, të paprovuar.

Xhejmsi ishte në përgjithësi një djalë që mendonte shume, ishte krejt e lehtë të kuptoje që meditonte sesi të gjente mënyrën e " pjelljes" së parave. Do të kishte qenë padyshim një "shpikje " e madhe, vetëkuptohet e pamundur.

Ai shkruajti në ditar.

Thonë se jam ilegal ngaqë kam hyrë në Hollandë pa vizë turistike. Natyrisht që m'u desh të hyja pa vizë, sepse vizën përveç përjashtimeve, është e pamundur t'a marrësh.

Unë s'jam turist, kërkoj punë, por edhe kur gjeta punë s'më punësuan ngaqë s'kam leje qëndrimi. Kur shkova të kërkoja lejen e qëndrimit më rrasën në burg sikur unë të mos kisha të drejte për punë, për të jetuar i lirë.

"ju jeni ilegal "më thanë. Pikërisht prandaj u paraqita atje për t'u legalizuar.

Do më riatdhesojnë. Nuk mendoja të zhgënjehesha kaq shumë.Të them të drejtën duke qenë s'e kam kaluar rreziqe të shumta në këto vite jashtë, kisha ndjesinë që "unë ja dal mbanë gjithmonë". Është një ndjenjë vetëbesimi i ekzagjeruar, sigurisht i kotë. Ky vetëbesim në forcat e mia, m'u krijua ngaqë shumë herë kam zgjidhur të pazgjithshmen, e gjithë kjo me shumë fat e pak eksperiencë. Kësaj here nuk është se më mungoj përvoja, më munguan gjëra të tjera, por edhe një gjë që e kisha harruar; sipas vendit edhe kuvendi: Pikërisht këtu kuvendi ndryshon dhe duke qenë se unë e njoh shumë pak këtë vend, s'dita të kuvendoj, apo mos ndoshta atyre s'u intereson kuvendimi im, e drejta ime …….

Vetëbesimi im më bëri pak të kujdesshëm, por ka të ngjarë që në ndërgjegjen time, fshehtësisht e doja kthimin në Shqipëri. Unë do të kisha paguar nga xhepi im për të vajtur edhe njëherë tjetër në atdhe. Bile më mirë kështu, sepse tani ma paguajnë ata biletën e kthimit.

Jam i bindur se është kështu, perndryshe do të kisha evituar të thoshja të njëjtin emër si në Belgjikë ose që vij nga Shqipëria pra, të vërtetën. Derisa unë gënjeja shkonin jo keq punët, ndërsa kur them të vërtetën ndodh që punët të rrokullisen, dhe ëndrrat të thyen, zhbëhen. Pse? O njerëz, a ju pëlqen e VËRTETA?

Në qoftë se ju pëlqen, atëhere pse i ngatërroni punët aq shumë sa, personat e tjerë jane të shtrënguar të thonë vetëm gënjeshtra?? Unë ndiej një nevojë shpirtërore të papërshkrueshme të përdor pa frikë emrin dhe nënshtetësinë time reale, pa rrena e mashtrime të kota.

Unë mund të jem ilegal (sipas tyre)

Dhe njëkohësisht jam njeri, prandaj raca njerëzore s’mund të ndahet në dy grupe; Legal dhe Ilegal.

Unë ndihem dhe jam njëri nga banorët e planetit Tokë pra, i barabartë me gjithë të tjerët. S'ja kam zili askujt për ngjyrat e pashaportës, pasi e imja ka të njëjtën vlerë me të tjerat përballë logjikës e përpara Zotit. Secili ka kohën e vetë, prandaj sot është dita e atyre, e nesër do të mund të mbërrij më në fund edhe dita ime, jo e hakmarrjes, por e drejtësisë.

Zyrtarët më folën qartë e prerë. Ata më thanë gjëra sikur unë mos të kisha lindur kurrë, sikur të mos ekzistoja.

Jam kurioz të di se çfarë do kishin thënë po të ndërronim rolet e ata të gjendeshin qoftë edhe për pak minuta në vendin tim prej “Ilegali”??

Sigurisht që ata kryen “ detyrën” e tyre.

- Në muret e burgut ishin të shkruara shume gjëra në gjuhë të ndryshme.

Atij i tërhoqi vëmendjen diçka e shkruar në shqip

“Gjithçka kalon, nevojitet vetëm kohë”

I pëlqeu shkrimi i murit .U fut në persiatje të thella.

“vërtetë kalonte gjithçka e mirë apo e keqe qoftë. Pyetja mbetej vetëm një: Sa kohë do të duhej? Për ne shqiptarët është dashur përherë shumë kohë dhe ja tani që i afrohemi vitit 2000, ne vazhdojmë të vuajmë” mendonte ai.

Pasi pritëm me ankth për dhjetëra vjet rrëzimin e murit te Berlinit, shumë prej nesh ende vazhdonin të mbeteshin nëpër kampe-konvikte refugjatësh e në burgjet e ilegalëve, por jo vetëm kaq, tha me vete ai dhe lëkura e trupit iu rrënqeth nga tmerri që i shkaktuan kujtimet qe i përshkuan mendjen. Kujtoi disa histori rrënqethëse mërgimi.

-A nuk mjaftuan 45 vitet e diktaturës që përjetuam?!

Ka nevojë për kohë, përsëriti ai fjalët që lexoi në murin e birucës, tashmë jo më komuniste!

Albert Vjosa bëri kërkesën për riatdhesim. Po bëhej gati një muaj që ishte brenda e ende s'po e kuptonte mirë se për ç'arsye e mbanin atje dhe përse nuk e lironin. Shpjegimet që jepnin drejtuesit e burgut nuk ishin bindëse, dukej më tepër si alibi.

Do të duhet të dilte në gjyq për të mbrojtur çështjen e tij, por i kishin treguar se gjyqi zgjaste vetëm 6-7 minuta e pas këtij përgatisnin dokumentet nëpërmjet ambasadës tonë për riatdhesimin. Disa herë kishte përfytëruar mbrojtjen që do i bënte vetes në sallën e gjyqit. Qe i bindur që do përmirësonte diçka, ashtu sikurse ishte i sigurtë se në qoftë se ai zgjaste seancat gjyqësore, në vend të një seance prej shtatë minutash, mund të shndërroheshin 10-15 seanca të cilat duke qenë se nuk zhvilloheshin brenda ditës, ishte patjetër e nevojshme të qëndronte brenda 2-3 vjet për të kryer mbrojtjen.

Ndërsa dikush i kishte thënë: Mos u lodh kot, ata nuk ta varin fare, mbrohu s’i të duash.

Disa djem shqiptarë gjendeshin në burg prej 8-9 muajsh, ngaqë kishin deklaruar emra fallco. Në këto raste nuk të kthenin por të mbanin të burgosur derisa të tregoje emrin dhe shtetësinë e vërtetë. Dikur ilegalët lodheshin dhe tregonin të vërtetën, ose në raste shumë, shumë të rralla rezistonin dhe me ndihmën e ndonjë avokati që ua paguante ndonje i afërm ose mik nga jashtë burgut, bënte vaki edhe të liroheshin.

Kur flitej për kthimin, drejtuesit e burgut shkëmbenin Fax-e me ambasadën shqiptare që thuhej se qe me seli në Hagë, fillonte përgatitja e Leje - Kalimit kufitar për në atdhe.

Hoqi dorë nga idea e gjyqit dhe kërkoi të nxitonte praktikën e rikthimit.

Praktika nuk kryhej brenda ditës dhe duhej folur në telefon me njërin nga punonjësit e ambasadës për të konfirmuar nënshtetësinë.

Pyetjet nga ambasada qenë të thjeshta: Kur ke lindur? Cilën shkollë dhe emrin e shkollës që ke kryer? Adresa e shtëpisë, qyteti i lindjes etj.

Ndërkohë punonjësi i ambasadës vërtetonte nëpëmjet gjuhës dhe dialektit që flisje, nëse kishe lindur përnjëmend në Shqipëri apo Kosovë e vise të tjera.

Alberti foli në dialektin e tij për të bindur ambasadën që ishte puro shqiptar, të paktën kështu nuk rrezikonte të humbiste edhe të drejtën e Leje- Hyrjes në Tiranë.

I dërgoi letër ish të dashurës së tij në Belgjikë. Qe treguar djalë i keq me atë duke e trajtuar si një dashnore kalimtare pa u merakosur për ndjenjat e vajzës.

Këtu fillonte gabimi i tij naiv, e ndofta pafatësia e tij. S'dihej nëse do kishte rast tjetër të njihte vajzë tjetër me karakterin e saj të qetë, dhe bukurinë e papërballueshme. Natyrisht që admiruesve të saj ju qe bërë qejfi për ikjen e tij. Tashmë kishte të ngjarë që ajo t'u kushtonte më tepër vëmendje djemve, e pse jo mund t'u bënte ndonjë "dhuratë" të çmuar. Dihej se në momente të tilla, ndodhte që vajzat për arsye hakmarrjeje ndaj ish-dashnorit ose thjesht për qejf, bëheshin më bujare.

E shtrenjta Veronika!

Të kërkoj falje që u largova pa të përshëndetur. E dija se po gaboja me arratisjen time, por brenda meje ndieja nevojën për të lënë Belgjikën. Më fal! Gabova ndaj teje! Tani jam brenda një burgu Hollandez, sepse më konsiderojnë ilegal.

Nuk i kam bërë keq asnjeriu dhe për këtë e kam ndërgjegjen të qetë. Veç se pikërisht në këtë pikë qetësia ime shndërrohet në vuajtje, inat, dhimbje dhe pakënaqësi, por jo në urrejtje.

Neve të ardhurve nga bota e tretë na ra në hise ky fat i keq. Le të shpresojmë se gjërat do të ndryshojnë.

S'mundem të harroj zërin tënd, sytë e tu, erën e lëkurës tënde. Do të më pëlqente të të puthja sërish në çdo pjesë të trupit. S'dua të harroj çastet që kaluam së bashku paçka se rrugët tona të jetës tashmë janë ndarë. E pranoj që pata shumë fat të isha i dashuri yt, qoftë edhe për pak kohë. Je më e mira!

Disa herë në jetë na ngelet shumë pak kohë ose aspak kohë për të menduar e bërë dashuri. Jo rrallë gjatë jetës na qëllon të kapërcejmë periudha të vështira të cilat i ndërlikojmë edhe më tej me zgjedhjet tona. Ndonëse mendoj se të bësh një zgjedhje per vetëveten pa dëmtuar të tjerët, nuk mund ta quajmë faj.

Kësaj radhe u solla keq me ty, dhe të kërkoj ndjesë.

S'duhet harruar se ne të dy s'kemi ardhur deri këtu në brigjet e oqeanit për të bërë dashuri. Ne kemi qëllime të tjera, dhe kjo s'duhet mohuar. Jo rastësisht mamaja jote përpiqej të të martonte me ndonjë burrë belg.

Do të më pëlqente që në botë të kishte më pak halle e varfëri, ngaqë do të kishim më tepër kohë e mundësi për dashuri.

Jam pak i demoralizuar nga këto ditë burgu, por nuk dorëzohem. Do të vij edhe dita ime e madhe kur unë të rivendos në vend dinjtetin tim të humbur e përdhunuar. Unë do t'ju tregoj të gjithëve një ditë se

me durim, forcë shpirtërore, mirësi, dhe sjellje të mirë, suksesi në jetë e në çdo gjë tjetër vonon disi, por kjo e shton shijen kur arrin suksesin, e dinjtetit të rivendosur apo identitetin e rigjetur.

Me shumë ndjenjë e respekt

Albert

Më në fund do e kthenin.

Ai shkruajti në ditar:

I dashur ditar!

Kjo është nata ime e fundit në qeli, dhe natyrisht nata më e gjatë.

Me padurim po pres sa të gdhihet, të dal prej këtu, nesër do jem i lirë.

Do kthehem në Shqiperi, të paktën atje do të jem i lirë ndërsa këtu u zhgënjeva shumë, madje më fyen, më mohuan lirinë pa ndonjë arsye ( kështu mendoj unë)

KËRKOVA NJË JETË MË TË MIRË DHE ME SA DUKET KJO ËSHTË VEPRA IME PENALE: më vjen për të qarë.

Ne shqiptarët jemi emigrantët më të padëshiruar e deri diku e kemi fajin vetë, një pjesë prej nesh, por nuk them s'e e meritojmë gjithë këtë përbuzje, nëpërkëmbje.

Ne s'jemi një popull inferior.

Ne jemi si gjithë të tjerët.

Ne jemi njerëz.

Të gjithë popujt janë të barabartë përballë Zotit.

Nesër do jem i lirë e do përpiqem të rigjej vetëveten ( ndihem diku midis qiellit e tokës, me një fjalë; Askund.)

Do përpiqem të rigjej dashurinë midis njerëzve, gjë e cila këtu në Perëndim mungon e per fat të keq mungon gjithnjë e më tepër gjithandej nëpër botë. Kohët moderne, kohët e mbrapshta.

Ndërroj aeroplan në Budapest ( Hungari).

Aeroplani që fluturonte drejt Tiranës ishte plot me pasagjerë. Alberti i kishte imagjinuar gjithnjë gjysëm të zbrazët avionët që bënin linjën e Tiranës.

Bashkë me dy djem shqiptare si ai, i shoqëronin dy policë (civilë) shtatlartë holandez që do kryenin dorëzimin e “mallit ” kolegëve shqiptarë në Rinas. Në krahun e djathtë pa disa vajza që diskutonin për pushimet e tyre në Budapest. Bashkë me to qëndronte plot seriozitet shoqëruesi i agjensisë turistike shqiptare.

“është një sinjal i mirë ” mendoi ai, tani ne jemi edhe një popull turistësh. Ka ndryshuar pak vendi, ose të paktën kanë ndryshuar qëllimet e njerëzve.

Ai, tashmë ish - emigrant në pothuajse gjysmën e Evropës, kthehej në shtëpi, i fyer, nëpërkëmbur, por jo i mposhtur! Ndihej shumë herë më i fortë se dikur dhe kjo i jepte optimizëm, shpresë. Me pak eufori ai mendoi se pikërisht përvoja e kësaj periudhe disa vjeçare do ta ndihmonte të arrinte fitore në "betejat" e tjera të jetës. Nuk e konsideronte aspak një betejë të humbur këtë kthim, mund të quhej një tërheqje taktike, si ato që bëjnë trajnerët e futbollit gjatë ndeshjeve. Këto qenë mendime të kota. Mendja e tij braktisi me shpejtësi këtë “filozofi” dhe ju kthye pasionit të vjetër….

Njëra nga vajzat kishte fiksuar vështrimin mbi të, pa ja ndarë sytë, disi paturpshëm.

E kuptoi që po e bezdiste shikimi i stërgjatë, por pas pak sikur të donte "hakmarrje” i buzëqeshi plot ëmbëlsi e domethënie; kuptohej që donte t’i thoshte: Eja! Në qofte se e ke ndërmendje….. :

Ajo u përgjigj me një buzëqeshje të shkurtër, pa shumë delikatesë e pa pikë klasi, por delikatesa një djali që prej javësh nuk sheh me sy një femër, nuk i hyn hiç në punë.

Vajza filloj te krihte kujdesshëm flokët e më pas nxorri prej çantës nje pasqyrë të vogël e rimel. Kujdesi i saj për qerpikët i ra në sy.

“do të zbukurohet sa më tepër” tha me mendjen e tij.

Kishte vënë re se disa vajza, pavarësisht nga kombësia apo nivelit shoqëror që i përkisnin bënin pak a shumë të njëjtat gjeste kur donin të tërhiqnin vëmendjen e meshkujve. Fillonin të luanin me flokët, kriheshin e gjëra të ngjashme, ndërsa në rast s’e lyenin buzët me të kuq përballë mashkullit të rastit, kishte të ngjarë të ishte një provokim, ose njëfarë ftese për t’u puthur e jo vetëm kaq; mund të ishte një dëshirë e tyre e brendshme, ndofta kërkesë e pashpallur, për të kryer marrëdhënie orale. Megjithëse s'duhej harruar se në shume raste të tjera qe vetëm një lojë tallëse, për të kaluar kohën.

“Po lyen qerpikët dhe jo buzët “ mendoi disi me keqardhje.

Deshi të njihej me vajzën e dalëngadalë e gjeti mënyrën për të hapur bisedën. I foli me kujdes duke zgjedhur mirë fjalët, e kishte pasur gjithnjë të vështirë t’u drejtohej femrave me fjalët e duhura.

Disa herë kur ai thoshte me vete se po gabonte me budallallëqet që fliste, ndodhte që vajza të pranonte, sepse pikërisht “ budallallëqet” e shndërronin djalë interesant në sytë e saj.

Aeroplani ndodhej afër Tiranes dhe ai e kuptoj që duhej të nxitonte, t'ia thoshte troç. Ndoshta në Rinas ndodhej në pritje i fejuari i asaj, prandaj do të ishte mirë që ai ta provonte menjëherë për të lënë ndonjë takim.

- A do të pëlqente të hanin darkë bashkë në Tiranë? pyeti ai i bindur që kishte folur bukur.

Ajo shqyeu sytë sikur të mos u besonte veshëve ose ndoshta donte ta shihte më mirë për të kuptuar nëse ja vlente të njihej me të.

- Nuk mundem, besomë, më vjen keq!- tha ajo.

Dihej që femrat thoshin gjithmonë " Jo" herën e parë, ishte njëfare strategjie në disa raste, siç mund te ishte e vërteta e asaj që mendonin, por mbi të gjitha bëhej fjalë për forcën e instiktit femëror.

"Ndoshta e fyeva pak ", mendoi ai qetësisht dhe pa asnjë peng në shpirt.

Nuk i pëlqeu që ajo s'e pranoi ftesën, por për hir të së vërtetës duhet theksuar s'e mori përgjigjen që parashikonte, sepse nuk njiheshin midis tyre, ndonëse ai i përmalluar për të qenë i lirë, filloi të sillej si njeri i lirë .........

I erdhi për të qeshur kur mendoi që ndofta ishte hera e parë që ajo merrte ftesa të tilla ndërsa fluturonte me avion. Ftesë disi e rrallë për darkë në ndonjë restorant Tiranas, ndërsa ende fluturonin në qiell.

Alberti rifilloj t'u vardisej përsëri vajzave. Qe një sinjal rikthimi në jetën normale, rifillim, e kjo dukej krejtësisht logjike sepse ishte djalë i ri, paçka se i lodhur nga hallet, por me shumë dëshirë për të

dashur të tjerët. Edhe një emigrant ka nevojë ta duan e të dojë të tjerët, dhe kjo është shumë e natyrshme, ndërsa në Hollandë i izoluar në burg, e kishin bërë të ndihej si një person që s'ekziston. Ai e dinte shumë mirë që njerëzit e tjerë s'mund të kishin as forcën dhe as të drejtën për të mohuar ekzistencën e tij, gjë të cilën e vendoste vetëm, Ati ynë i madh atje lart në qiell.

Vështroi për herë të fundit drejt vajzës e të njëjtën gjë bëri edhe ajo, megjithatë asnjeri prej të dyve buzëqeshi. E dinin mjaft mirë se ky do të ishte për ata i pari dhe i fundit rast, sepse jeta e pamëshirshme, rastet e mira vështirë se t'i jep dy herë, ndërsa fatet, njohjet, mundësitë e këqia, t'i jep aq shpesh sa që nuk merr dot frymë.

Gjatë periudhës së burgosjes i kishin munguar edhe vajzat. Filloj të kujtonte me nostalgji disa njohje të rëndësishme të jetës së tij, donte të kujtonte emrat e tyre, sytë, pjesët më ndjellëse të trupave femëror.

Kujtimet e tij u ndërprenë në mes nga zhurma e motorit të avionit që filloj të ulej drejt pistës së Rinas-it.

Vërejti që ishte kthyer tek dashuria e tij e përjetshme, Shqipëria.

Në ato ditë që e ndiqnin, përçmonin, nëpërkëmbnin të gjithë e ngado që shkonte, vetëm Shqipëria nuk e kishte braktisur, ndërsa vendet e tjerë, e të dashurat e braktisën shpesh, madje gjithnjë. Dhe në fakt s'kishte asgjë për t'u çuditur.

Atij i qenë thyer ca ëndrra të bukura në Perëndim, por sapo kishte rizbuluar një dashuri të madhe. Janë ato dashuri që i ke përjetësisht në

zemër dhe duhet të mbërrij momenti i duhur për të kuptuar forcën e kësaj ndjenje sublime.

Shqipëria, ashtu si tèrè nënat e mira, priste bijtë, bijat e saj sa herè qè kishin nevojë për të. Ajo u jepte përherë mundësinë të jetonin në gjirin e saj pavarësisht nëse "fëmijët" i ktheheshin nga tokat e huaja, të mundur apo fitimtar.

Ai zbriti shkallët e avionit dhe pëshpëriti; Faleminderit atdheu im!

Larg çdo parashikimi, Albert Vjosa ndihej i qetë dhe i rilindur.

Terni, 2005-2007

